Përktheu nga serbokroatishtja

*Ali Rexha*

sipas përkthimit të Mirosllav Markoviqit



Lekturoi

*Mehmet Gjevori*

*Vërejtje:* Krejt fjalët që nuk janë me siguri të Heraklitit, janë vënë ndërmjet kllapave të mesme [ ].

## I. HYRJE: PARIMI

1 Edhe pse kjo E vërtetë për të cilën po flas[1] unë është përherë e vlefshme, njerëzit po tregohen të paaftë për ta kuptuar — edhe para se të dëgjojnë për te[2], edhe kur ta dëgjojnë njëherë.[3]

Sepse edhe pse çdo gjë ndodh sipas asaj Së vërtete, u përngjajnë ata *të papërvojshëmve* kur *sprovohen* në fjalë e vepra.[4]

Ndërsa unë ato fjalë e vepra i parashtroj duke e ndarë secilën sosh sipas *origjinës* së saj dhe duke treguar *thelbin* e saj.[5]

Prej njerëzve tjerë ndërkaq mbetet e fshehur ajo që punojnë *të zgjuarit*, mu ashtu sikurse nuk dinë se çka *punojnë në ëndërr*.[6]

34* Nuk e kuptojnë atë[1], edhe pse kanë dëgjuar, prandaj u ngjajnë të shurdhërve, çka u dëshmon proverbi: „Të pranishëm, por prapëseprapë të papranishëm".

19 Nuk janë të përshtatshëm as të dëgjojnë as të thonë.

---

* Fragmentet: 34, 19, 87, 116, 101, 112, 8, 49a, 71 e 124 janë marrë nga përkthimi i Dr Niko Majnariqit.

87 Budallai qesh për çdo gjë.

113 Arsyeshmëria është e afërt për të gjithë.[1]

116 Të gjithë njerëzve u ka ra hise që ta njohin vetveten dhe të mendojnë me arsye.

101 Unë e shqyrtova vetveten.

112 Të menduarit e arsyeshëm është virtyti më i madh, kurse është urti të flasësh të vërtetën e të punosh sipas natyrës, duke e dëgjuar.

114 Ata që flasin *me arsye,* duhet ta kërkojnë pikëmbështetjen e vet në atë që është *e përgjithshme për të gjithë,*[1] po ashtu si shteti — në ligj,[2] madje edhe më fort.

Sepse *të gjithëve* me ligje njerëzore ua jep ushqimin *një* hyjnor: ky me forcën e vet arrin aq larg sa të dojë, dhe e ka të mjaftueshme për të gjithë, madje edhe tepron.

2 Prandaj duhet nënshtruar asaj që është *e përgjithshme.*

Por edhe pse kjo E vërtetë është *e përgjithshme,*[1] jeton turma e popullit ashtu sikurse ta kishte mendjen *e vet të veçantë.*

89 *Të zgjuarit* kanë *një* botë[1] *të vetme* e *të përgjithshme,* [kurse ata që *flenë* — secili i rrotullohet] *të veçantës së vet.*

73 Nuk duhet punuar e folur[1] si ata që *flenë.*[2]

75 *Edhe pse flenë*, megjithatë njerëzit janë punëtorë dhe bashkëpunëtorë të ngjarjeve në botë.

17 Turma e popullit[1] *nuk i kupton* (spontanisht) gjërat me të cilat[2] *ndeshet*, as që i merr vesh kur fiton dije për to, por atë për vete (vetëm) e merr me mend.[3]

72 Me atë me të cilën janë në *shoqërim* të përhershëm dhe të pandërprerë, dmth. me Të vërtetën, me të *ndahen*, dhe ajo me çka çdo ditë *ndeshen* — u duket *e huaj!*[1]

40 Gjithdijshmëria nuk u jep mend njerëzve! Sepse përndryshe do t'i mësonte Hesiodin, Pitagorën, Ksenofanin e Hekateun.[1]

107 Sytë e veshët janë dëshmitarë të këqij për njerëzit nëse kanë shpirtra barbarë.[1]

---

(1) [1] Λόγος në fragmentet 1, 2, 50 e 72 do të thotë *fjalë e vërtetë, zë i Së vërtetës* dmth. mësimi i Heraklitit për Të vërtetën me vlerë të përhershme sipas së cilës çdo gjë ndodh, — dhe asgjë tjetër.

Kurrfarë domethënieje *kozmike* („mendje botërore", „ligji botëror") nuk ka ajo fjalë te Herakliti — derisa *Stou* nuk e „shpjegoi" në mënyrë të veten. As Herakliti nuk ka mundur të supozojë te lexuesit e vet ndonjë domethënie tjetër të fjalës λόγος nga ajo që ishte e zakonshme në kohën e tij. Refleksi i kësaj fjale të Heraklitit është ruajtur ende në fragm. 53 të Demokritit: „Shumë vetë që nuk e kanë *mësuar* Të vërtetën (dmth. mësimin filozofik për te), prapëseprapë jetojnë sipas asaj Së vërtete."

Ajo E vërtetë e Heraklitit është gjithsesi *kundërshti e kundërshtive,* grindja dhe ndërluftimi i tyre: „lufta e përgjithshme dhe grindja sipas së cilës ndodh çdo gjë" (fragm. 80).

Pra, në ballë të veprës e sistemit të Heraklitit, si parim i tij themelor, nuk qëndron kurrfarë *substance,* asgjë materiale, por një *kategori logjike* (kundërshti e kundërshtive) dhe procesi (lufta). Ky është një hap i rëndësishëm në krahasim me filozofinë joniane të natyrës, nxënës i së cilës ishte Heraklliti.

[2] Sepse ajo E vërtetë është e dukshme: kundërshtia e kundërshtive, kundërthënia e qenieve — pothuaj ua verbojnë njerëzve sytë në çdo hap: krahaso fragm. 17, 34.

[3] Gjithsesi këtu hyjnë edhe fragmentet më pak të rëndësishme 34, 19 e 87. — 34: „Kur e dëgjojnë [atë Të vërtetë mbi kundërshtitë], nuk janë në gjendje ta kuptojnë, prandaj u përngjajnë të shurdhërve. Për ata vlen ajo fjalë e urtë: „Të pranishëm, por prapëseprapë të papranishëm." — Parafraza e dobët e këtij vendi është fragm. 19: »Nuk dinë as të dëgjojnë, as të thonë.« — Më së pari në këtë rreth mund të shpjegohet edhe fragm. 37: »Budallait çka do t'i thuash, ai mbetet i habitur.« [Sidomos mësimin paradoksal të Heraklitit mbi kundërshtitë dëgjuesi mesatar nuk ishte në gjendje ta kuptojë: krah. veçanërisht fragm. 51].

[4] *Fjalë e vepra* — është shprehje epike arkaike që do të thotë: mbarë fusha e veprimtarisë njerëzore; krahaso fragm. 73.

[5] Κατὰ φύσιν (pas zanafillës) = ὅπως πέφυκεν (si është krijuar): ὅκως ἔχει (si mbahet = οὐσία (thelbi).
Pra, Heraklliti në bazë të *gjenezës* së ndonjë gjëje (proces) e kupton *thelbin* (gjendja).

[6] Jetën e njerëzve që nuk e njohën Të vërtetën e tij, Heraklliti i krahason me gjendjen e *gjumit:* krah. fragm. 73, 75, 89.

Heraklliti u hap sytë njerëzve para asaj Së vërtete. Ai është, pra, *zgjues, arsimues* i njerëzve.

(34) [1] Shkenca për ligjin botëror (logos).

(113) [1] Mendoj se parafraza e fragm. 113 — fragm. 116 është: „Çdo njeri ka mundësi ta njohë vetveten dhe të mendojë me arsye." Përkundër *Dielsit, Kranzit* e tjerëve, unë pajtohem me *Heidelin* se fragm. 116 e 112 nuk duken autentikë.

Në 116 „ta njohë vetveten" (γινώσκειν ἑωυτούς) është *e shtuar*. (Nuk dëshmon asgjë fragm. 101: „Unë e shqyrtova vetveten." As na nuk dimë se ç'do të thotë në të vërtetë ai fragment — a përgjigje për γνῶθι σαυτόν delfike *(Nestle* etj.), ose kërkimet të së vërtetës së botës në vetvete (*Arnim, Diels* etj.), apo diçka të tretë, — as ku hyn në sistemin e Heraklitit.) Kur të hiqet ajo, atëherë 116 = 113 (σωφρονεῖν duhet lexuar φρονεῖν: *Dielsi* ka të drejtë, Σωφρονεῖν s'është fjalë e Heraklitit; përkundrazi φρονεῖν, φρόνησις është: frag. 17, 113, 2).

Fragm. 112 nuk tingëllon aspak si i Heraklitit: „Maturia është *virtyti* më i madh, dhe urtësia qëndron në atë — të thuash të vërtetën dhe të veprosh *në pajtim me natyrën,* duke e përgjuar." Ky nuk është Herakliti, por *Stou;* për shembull: „Qëllimi është (i jetës së njeriut): të jetosh *në pajtim me natyrën,* gjë që është njësoj si edhe të jetosh *në pajtim me virtytin;* sepse natyra na çon drejt saj" *(Zenoni);* ose: „Të jetosh në pajtim *me virtytin* është njësoj si edhe të jetosh në njohjen e ngjarjeve *në natyrë*... Prandaj qëllimi është: të jetosh në pajtim me natyrën" *(Hrizipi); SVF Arnim* 178; 4.

(114) [1] Për gjenitivin partitiv πάντων krahaso fragm. e njohur 30.

[2] Insistimi i Heraklitit për rëndësinë *e ligjit* e ka rrënjën e vet historike në luftën e tij për rrëzimin e tiranisë në Efes: krah. sidomos fragm. 44.

(2) [1] Dmth. lufta e vlefshme përgjithësisht dhe grindja: fragm. 80.

(89) [1] Krah. fragm. 30.

(73) [1] Krah. fragm. 1. vërej. 4.

[2] Krah. fragm. 1. vërej. 6.

(17) [1] Unë e lexoj me *Bergkin* <οἱ> πολλοί.

[2] Në vend të *ὁκόσοι* e pranoj qoftë emendacionin e *Bergkit ὁκοίοις*, qoftë atë *të Wilamowitzit ὁκόσοις* (ka të drejtë *Majnariqi*, Rad. 293, 287). — Fragmenti ka replikë polemike direkte për fragm. e Arkilohovit 68 *Diehl*.

[3] Edhe pse njerëzit *ndeshen* në çdo hap me Të vërtetën mbi kundërshtinë e kundërshtive, prapëseprapë atë „mendja e shëndoshë" e shtresave të gjera vështirë mund ta marrë vesh, prandaj këta nuk e njohin thelbin e vërtetë të qenies, as që e disponojnë urtinë e vërtetë: krah. fragm. 72.

(72) [1] E kundërta dhe „aprosdoketoni" (e papritshmja, paradoksaliteti) i disa pjesëve të fjalive është tipar thelbor i stilit të Heraklitit dhe paraqet pasqyrën e mësimit të tij mbi kundërshtitë. Për këtë rast konkret krah. fragm. 10, 51, 8.

(40) [1] Gjithsesi këtu hyn ky fragment polemik. Domethënia e tij është: nuk nevojitet një mori materiali faktik e empirik (të cilin e kanë pasur të katër të përmendurit) që të arrihet te njohja e Së *vërtetës* dhe fitimi i *mençurisë:* kundërshtia e kundërshtive mund të vërehet te çdo gjë, aty, para syve tanë.

Herakliti nuk dëshiron ta mohojë me këtë fragment vlerën e njohjes ndijore: krah. ndarjen IX. Për karakterin polemik të iluminizmit të Heraklitit krah. ndarjen X *b*.

(107) [1] Unë mendoj se ky fragment hyn këtu (krah. fragm. 40) dhe se është i rëndësishëm. *Barbarë* janë të gjithë popujt që nuk flasin *greqisht*, që greku *nuk e merr vesh* (e ngjashme me fjalën tonë „llomotit"). Prandaj, fragmenti do të thotë: Çka u vlejnë njerëzve rrëfimet ndijore nëse ata nuk dinë t'i marrin vesh! Ndërsa njerëzit do të dinë t'i marrin vesh vetëm nëse njohin parimin themelor: Të vërtetën mbi kundërshtinë e kundërshtive, mbi „kundërthënien në vetë thelbin e objektit", si thotë *Lenini*.

## II. KORELATIVITETI, UNITETI E IDENTITETI I KUNDËRSHTIVE

10 Lidhjet (kundërshtitë)[1]: e tëra dhe jo e tëra[2], konvergjentja dhe divergjentja, harmonikja (akordi) dhe disharmonikja — dhe nga e gjitha një, dhe nga njëja e gjitha.

51 Ata nuk e kuptojnë që *divergjentja* i *konvergjon*[1] vetëm vetes: lidhja[2] që synon[3] në drejtimin e kundërt, si te harku e lyra.[4]

8 E kundërta shoqërohet dhe prej toneve të ndryshme bëhet harmonia më e bukur, dhe çdo gjë ndodh me luftë.

54 Lidhja *e padukshme* është më e fortë se e dukshmja.[1]

### *Shembuj me jetën-vdekjen*

88 Po të njëjtat gjëra janë në ne: e gjalla dhe e vdekura, e zgjuara dhe e fjetura, e reja dhe e vjetra. Sepse kjo e dyta, *duke u ndryshuar,*[1] bëhet ajo e para; dhe anasjelltas, ajo e para, duke u ndryshuar, — kjo e dyta.

26 *Natën,* kur i *shuhet* pamja e syve, njeriu megjithatë e *prek dritën.*[1] Edhe pse *i gjallë,* e *prek ai* në ëndërr *të vdekurin,*[2] *i zgjuar* — e prek *të fjeturin.*[3]

21 Çka *të zgjuar* shohim — është *vdekja,* çka *në ëndërr* — është *jeta* (?).[1]

48 Qepa pra e ka emrin *jetë,* kurse funksionin — *vdekje.*[1]

Shembujt për unitet kundërshtie jeta — vdekja janë edhe fragmentet 15, 62 (=77^II^), të cilat, ndërkaq, hyjnë në ndarjet e veta.

*Shembuj praktikë të jetës*

23 Për emër *të drejtësisë* (njerëzit) nuk do të dinin po të mos ishin ato [dmth. *padrejtësitë,* krimet].[1]

111 *Sëmundja* e bën *shëndetin* të këndshëm e të mirë,[1] *uria* — *ngopjen, lodhja* — *pushimin.*

58 [Edhe e mira edhe e keqja janë një. Kështu] mjekët [— thotë Herakliti —] *presin e djegin* [dhe në të gjitha mënyrat i mundojnë të sëmurët,][1] madje edhe *kërkojnë shpërblim* [nga të sëmurët], duke mos e merituar fare që ta marrin: sepse ata bëjnë po ashtu si bëjnë edhe sëmundjet![2]

59 Rruga e *drejtë* dhe e *rrumbullakët* te mjeti për shkeljen e zhgunave — *është një dhe e njëjta.*[1]

126 *E ftohta* bëhet e *nxehtë, e nxehta — e ftohtë; e lagështa — e thatë, e thata — e lagësht.*[1]

*Relativiteti*

61 Deti është uji *më i pastër dhe* [në të njëjtën kohë] *më i ndyrë:* për peshqit i pijshëm dhe shpëtues, për njerëzit — i papijshëm dhe vdekjeprurës.

13 [Derrat më fort gëzohen për *bërrakën* sesa për *ujë të pastër.*]

37 [Derrat *lahen* në *baltë,* kurse shpesët në pluhur ose hi.]

9 Gomarët më parë do të zgjedhin *kashtën e grirë* sesa *arin.*[1]

3 [*Dielli* është] i gjerë sa *shputa*[1] e njeriut!

Prandaj, *burimet* kryesore për tezën e Heraklitit mbi unitetin dhe identitetin e kundërshtive janë: 1. *Korelativiteti* i ideve të kundërta (nuk ka drejtësi pa ide të padrejtësisë, as shëndet pa sëmundje, ngopje pa uri etj: fragm. 23, 111 etj.); 2. *Relativiteti* (e njëjta gjë është në një pikëpamje, ose për një palë, e mirë, në pikëpamjen tjetër, ose për tjerët, e keqe: fragm. 61

etj.); 3. *Të prekurit* dhe *cenimi* i një ideje të kundërt në tjetrën (fragm. 26 etj.); 4. e sidomos: *Kalimi* i një ideje të kundërt në tjetrën (fragm. 88, 57 etj.).

---

(10) [1] Σύναψις = *mbërthimi, lidhshmëria*. Shprehje teknike me domethënie konkrete.

[2] Ndoshta: *numri i tërë* dhe *thyesa*.

(51) [1] Dmth. të dy tendencat e kundërta *janë të përmbajtura* në një tërësi, në një gjësend. Konvergjon: zgjedh me *Gigonin* ξυμφέρεται prej *Platonit*, Soph. 242 E dhe Symp. 187 A, dhe jo ὁμολογεῖν, që është futur këtu nga fragmenti i mëparshëm (50).

[2] Ἁρμονίη është term teknik i ndërtimtarisë e zejeve — *lidhëse*.

[3] Zgjedh më me qejf παλίντονος sesa παλίντροπος.

[4] Shembulli i harkut e i lyrës: *Druri* i lakuar në hark është i lidhur me *kordhën* e ngrehur (te harku), ose me *tela* të ngrehur (te lyra). Druri *përpiqet* të drejtohet; përkundrazi, kordha (ose telat) — që të mblidhen. Kështu nga *dy* gjëra që të ngrehura *përpiqen* (παλίντονος) *në drejtime të kundërta* (druri: kordha, ose telat) megjithatë lind *uniteti*, që e bën të mundshëm përdorimin racional të veglave, dmth. të instrumenteve.

Të përmendim këtu kalimthi se fragm. 8 është kontaminim i fragmenteve 10, 51 e 80 të pabesueshëm: „Konvergjon divergjentisht, dhe nga e ndryshmja bëhet lidhja më e mirë, dhe çdo gjë bëhet në bazë të grindjes."

(54) [1] Dmth. e brendshmja *lidhshmëri e kundërshtive në vetë gjërat* është më e fortë edhe se *lidhëset* e dukshme e materiale për dru e gur!

(88) [1] Kushti thelbor i *identitetit* dhe i unitetit të kundërshtive është për Heraklitin *kalimi* i një kundërshtie në tjetrën, ose të paktën *të prekurit* dhe *të përfshirët* (interferencia) e tyre, krah. fragm. 26.

(26) Dmth. fytyrat e ndritshme që i sheh në ëndërr. Herakliti llogarit këtu me atë që lexuesi grek e ndien në vetëdijën e vet unitetin etimologjik ndërmjet fjalës φάος (drita) dhe φάσμα (vegimi). Etimologjizimi dhe llojet e fjalëve janë një ndër karakteristikat e stilit të Heraklitit. Vendi i afërm me këtë është lojë fjalësh që kryen funksion pothuaj *të parullës:* ξύν νῶι : ξυνῶι (me arsye: të përgjithshme) në fragmentet e përmendura më parë 114. Shembujt tjerë shihi te fragm. 48, vërej. 1.

2 Dmth. kufizohet me gjendjen e vdekjes. Që ëndrra është „gjendja më e ngjashme e vdekjes" — ky është vend i përgjithshëm në Antikë. Të përmendim vetëm shembujt më të vjetër: qysh *Hesiodi* (Theog. 212) dhe *Homeri* (Il, 14, 231) dinë se Ëndrra dhe Vdekja janë motra, aq më tepër binjake (Il. 16, 672).

3 Edhe pse tërësia e fragmentit mbetet e paqartë, megjithatë pjesa kryesore është e qartë: këta janë shembuj për tezën mbi unitetin e kundërshtive. Ndërmjet kundërshtive nuk ka kufij të përpiktë; ato preken, hyjnë dhe kalojnë njëra në tjetrën; prandaj, sipas Heraklitit ato janë identike. Kështu janë *dita* e *nata* një (fragm. 57 e 67); po kjo vlen edhe për *jetën* — *vdekjen* dhe *zhgjëndrrën* — *ëndrrën* (këtë palë të tretë kontrariteti e dimë qysh nga Hyrja për Logosin — Të vërtetën e Heraklitit, ndarja I).

Në tekstin e fragmenteve unë pajtohem me *Wilamowitzin* se 'αποθανών e tjera 'αποσβεσθείς ὄψεις duhet shlyer si sholiet (vërejtje margjinale), por jo edhe me *Gigonin* — që në vend të këtij të dytit duhet shlyer εὕδων.

(21) 1 Madje edhe mendjemprehti *Gigon* këtu, mendoj, është mashtruar me interpretimin e vet: edhe në zhgjëndërr, edhe në ëndërr ne shohim vetëm vdekjen, sepse çdo gjë jeton me vdekje.

Unë mendoj se ky fragment tregon po ashtu si edhe fragm. 26. Dhe po si atje fjala φάος (drita) fsheh në vetvete nga diçka të domethënies së fjalës φάσμα (vegimi), po ashtu është edhe këtu, në vend të fjalës ὕπνος qëndronte te Herakliti fjala ὕπαρ (zhgjëndrra),

si kundërshti e njëkohësisht unitet i asociacioneve të fjalës ὄναρ (vegimi). Duke mos e kuptuar idenë e Heraklitit, Klementi i Aleksandrisë, supozoj, ὕπαρ e ka zëvendësuar me të pakuptimtën ὕπνος. Se fjala ὕπνος është këtu e pakuptimtë, është e qartë nga ajo se tashmë *atë që e shohim ne duke fjetur* nuk është *fjetje* (sepse fjala ὕπνος do të thotë vetëm greqisht), sesa *ëndrrat, vegimet* (ὄναρ). „Aprosdoketon, paradokson" të Heraklitit për të priturën ὄναρ ishte ὕπαρ.

Tash plotësimi i *Dielsit* me tekstin ὁκόσα δὲ τεθνηκότες ζωή është pothuaj i tepërt. *Nestle,* Philol. 67, 534 vendin ὕπνος e lexon thjesht ζωή.

Krejt ajo që Herakliti këtu do ta thotë, është që midis jetës e vdekjes nuk ka kufij rigorozë, se ata kalojnë njëri në tjetrin dhe prej këndej janë *një.*

Prandaj, ky fragment hyn këtu në fushën e *logjikës,* dhe nuk ka nevojë që të vihet pas asaj *fiziologjike* fragm. 76 *(Gigoni)* ose *etike* fragm. 62.

(48) [1] Loja tipike e fjalëve të Heraklitit në shërbim të mësimit mbi unitetin e kundërshtive: në greqishte fjalët për „qepë" dhe „jetë" *tingëllojnë njësoj* (βιός : βίος). Shfrytëzim të ngjashëm paradoksal, në gjuhë e stil për mësimin paradoksal — kemi në fragm. 25 (μόροι : μοίρας), fragm, 28 (δοκεόντων : δοκιμώτατος), fragm. 15 (ἆισμα αἰδοίοισιν: ἀναιδέστατα) etj. (Krah. fragm, 26, vërej. 1)

Por nuk duhet tepruar me këtë: nuk është e nevojshme të shihet (në Antikë shumë e popullarizuar) loja paretimologjike e fjalëve në Ζηνός ndaj ζῆν që mungon në fragm. 32 (si *Th. Gomperz; Snell,* Hermes 61, 368), sa në μιαινόμενοι : μαίνεσθαι në fragm. 5. (si *Kranz),* as në τέρψιν ndaj τρέψιν që mungon në fragm. 77[I] (si *Schmid,* Gesch. d. gr. Lit. I 1,750 Anm. 7).

(23) [1] Unë zgjedh, si pothuaj të gjithë, emendacionin e *Sylburgut* ᾔιδεσαν (vendin e dorëshkrimit ἔδησαν). *Majnariqi* o. c., 289. përsëri mbron leksionet ὄμμα (vendin ὄνομα) dhe ἔδεισαν *Hoeschel, H. Gomperz),* dhe përkthen: „Syrit të Drejtësisë nuk do t'i frikësoheshin, kur *ajo* të mos ishte", dmth. „sikur të mos kishte gabime të çfarëdo forme." Sado që t'i përgjigjej

kjo tekstit përreth të Klemensit, për mua interpretimi i këtillë nuk është i besueshëm. Më parë do të jetë që Klemensi nuk e ka kuptuar mirë idenë e Heraklitit, prandaj e citon atje ku nuk e ka vendin (citimi i paarsyeshëm është vend i përgjithshëm i Antikës). Unë në fragment shoh vetëm shembull për lidhshmëri të kundërshtive: po të mos kishte padrejtësi, njerëzit nuk do ta dinin vlerën e drejtësisë; po të mos kishte sëmundje, — nuk do ta dinin vlerën e shëndetit etj. (fragm. 111). Me të, Δίκης ὄμμα („syri i Drejtësisë") po më tingëllon në mënyrë orfeane (FV 1 (66) B 14; Orph. hymn. LX 1; LXIX 11; cf. *Waser* në PW RE V 576; *Majnariq*, vërej. 32), jo në mënyrë heraklite. Përkundrazi, ὄνομα te Herakliti paraqitet (Δίκης ὄνομα : Ζηνός ὄνομα fragm. 32, 48, 67). Ajo fjalë është e rëndësishme në logjikën e Heraklitit: *Snell*, Hermes 61, 368. Këtu ajo fsheh në vete diçka të *„invokimit* të hyjnisë": *Nestle*, Philolog. 67, 536.

(111) [1] Καί, jo κακόν (si *Heitz, Diels).*

(58) [1] Përpjekja e *Majnariqit* që πάντηι βασανίξοντες ta shpëtojë si të Heraklitit (o. c. 298) nuk është për mua bindëse: vetëm τέμνειν καὶ καί είν janë terma tradicionale teknike mjekësore; Parafraza e *Ksenofontit* e këtij vendi të Heraklitit (Mem. I 2, 54) vetëm e *vërteton* këtë gjë.

[2] Unë lexoj: ταῦτὰ ἐργαξόμενοι καὶ τὰς νόσους (τὰς νόσους është subjekti sc. ἐργάξεσθαι). *Majnariqi* tregon ngjashëm me *Praechterin;* ironia s'është e besueshme.

Kuptimi i fragmentit është i qartë: Me dhimbje i lidhur *mjekimi* (= e mira) *nuk dallohet* në ndiesinë e të sëmurit nga sëmundja ( = e keqja).

(59) [1] *Vidha* në atë vegël lëviz *në të njëjtën kohë* në rreth dhe përpjetë.

(126) [1] Mendoj se ky fragment është më mirë të vihet kështu sesa në fiziologji (pas 76, si *Gigoni);* Heraklitit i konvenonin këtu më tepër *pikat e fundit* të procesit (uniteti i kundërshtive; pra, ana *logjike),* sesa vetë *procesi* (pra, ana fiziologjike). Prandaj fragmenti, megjithë anën gjuhësore, është më mirë të përkthehet

kështu (ashtu *Diels)*, sesa si *Snelli*, o. c., 357; *Kranz* etj.: „E ftohta nxehet, e nxehta freskohet; e lagështa — thahet, e thata — lagështohet."

(9) [1] Fragmentet 13, 37 e 9 hyjnë këtu, dhe jo në polemikën etike kundër turmës së popullit (si fragm. 29): kështu qysh *Dielsi* ad frag. 4. — Përkundrazi, te fragm. 4 është vështirë të vendosësh nëse shkon me 9 ose 29. Unë e kam zgjedhë mundësinë e dytë si më të besueshmen. — Fragm. 37 është latinisht.

(3) [1] Unë mendoj se kjo nuk ishte as shembull i *të mashtruarit të shqisave*, se si *më vonë* në Antikë e kuptuan gabimisht Heraklitin e Errët: *Aristoteli, Epikuri, Diogjen Laerci* etj., as *kritika sarkastike* e përpjekjeve të ndryshme të caktimit të madhësisë diellore nga ana e filozofëve jonianë të natyrës (për shembull, *Anaksimandri*, 12 A 2: Dielli është 28 herë më i madh se Toka), si e mendon këtë *Gigoni*, por kjo është fjalë e urtë paradoksale tipike e Heraklitit në vërtetimin e unitetit të kundërshtive. *Shputa e njeriut* është masa *më e vogël* greke e zakonshme për gjatësi — *puta* (afër 30 cm); kështu e kupton këtë fjalë edhe Aristoteli (shih më poshtë). Ndërsa dielli është ide për diçka dimensionet e të cilit janë *më të mëdhat*. Pra: midis më të madhes e më të voglës nuk ekziston vijë e pakalueshme; të dy idetë e kundërta polare në njëfarë situate (për shembull, kur në ngrysje e shikojmë diellin në të perënduar) mund të jenë të njëjta: më e madhja dhe më e vogla është po ajo gjë. (Krah, deri diku *Hippocrates*, De uictu I 21: 22 C 1 αὔξεται ἐκ τοῦ ἐλαχίστου ἐς τὸ μέγιστον). Prandaj e kam vënë këtu atë fragment.

Vendi i *Aristotelit* (De anima III 3, 428 b 2) është: „Dielli tregohet një putë i gjatë, kurse besohet se është më i madh se Toka." *Epikuri* (Epist. ad Pythocl. 91): „Madhësia e diellit, hënës dhe yjve tjerë — sa na përket neve, është aq sa tregohet (sa na duket), kurse në vetvete — ose është më e madhe se ajo që e shohim, ose pak më e vogël, ose aq." *Diogjen Laerci* (9, 7): „Dielli me madhësi është i madh aq sa tregohet (sa duket)".

## III. KOZMOLOGJIA
## (MËSIMI MBI BOTËN)

50 Nëse keni dëgjuar jo mua, por zërin e Së vërtetës, është urtësi të pajtuarit se është *e gjitha — një*.[1]

### *Mësimi mbi zjarrin*

30 Këtë botë, (një) *e njëjta* për *të gjitha* (qeniet), nuk e ka rregulluar[1] askush nga perëenditë dhe askush nga njerëzit,[2] por gjithmonë ka qenë, është dhe do të jetë përherë *zjarr* i gjallë, që pas një periode të caktuar ndizet dhe pas një periode të caktuar fiket.[3]

90 *Krejt* ndërrohet me *zjarr* dhe *zjarri* me krejt, po ashtu si malli me ar dhe ari me mall.[1]

7 Sikur *të gjitha* gjërat të bëheshin *tym*, birat e hundës do t'i dallonin.[1]

67 Zoti është: dita — nata, dimri — vera, lufta — paqja, ngopja — uria.

Ndryshohet po ashtu si *zjarri*, kur përzihet me keme (të ndryshme), dhe e merr emrin sipas erës së *secilit* sish.[1]

## *Rrjedha rrethore e zjarrit*

31 Shndërrimet e *zjarrit:* së pari *det*, kurse nga deti — në pjesë të njëjta *tokë* dhe *prester.*[1]

Deti (gjithkah) derdhet, dhe e merr masën e vet në po atë madhësi që ka pasur edhe më parë, para se është bërë tokë.[2]

65 [Ai zjarrin e quan] skamje dhe ngopje. [Skamja, sipas tij, është rregullimi i botës (diakozmesis), kurse ngopja — zjarri (ekpirosis) botëror.][1]

84a Duke u ndryshuar, [zjarri] *pushon.*[1]

84b Është punë *e lodhshme* t'u bësh angari (gjithmonë) dhe t'u nënshtrohesh [zotërinjve][2] të njëjtë.

76 [*Zjarri* jeton për vdekjen e *tokës, ajri* jeton për vdekjen e *zjarrit, uji* jeton për vdekjen e *ajrit, toka* jeton për *vdekjen e ujit.*]

Ose:

[Vdekja e *tokës* lind *ujin,* vdekja e *ujit* lind *ajrin,* vdekja e *ajrit* lind *zjarrin,* dhe anasjelltas.][1]

103 Në skaj të rrethit fillimi e mbarimi janë në të njëjtin vend (së bashku).

123 Krijimi (i gjërave) rëndom mbetet i fshehur.[1]

*Astronomia*

57 Hesiodi është mësues i shumë vetëve. Ata janë të bindur se ai di më së shumti. Ai që nuk e dinte [thelbin] e *ditës* dhe të *natës:* pra, *janë një.*[1]

6 (Dielli është) çdo ditë i ri.[1]

94 Dielli nuk i kapërcen *masat*[1] e veta: përndryshe do ta rrëmbenin[2] Erini, ndihmëset e Dikinit (drejtësisë).

*Fragmente më pak të rëndësishme*

120 Kufijtë e agimit dhe të mbrëmjes janë Ariu dhe përballë tij kufitari i Zeusit (dmth. diellit)[1] të shkëlqyeshëm.

99 Po të mos ishte dielli, për yjet tjerë do të ishte natë.[1]

100 [Dielli, si mbikëqyrës e rojtar i rrjedhës së rrumbullakët të vitit, cakton, vendos, shpall dhe nxjerr në shesh ndryshimet dhe] stinët e vitit, që i sjellin (lindin)[1] të gjitha.

(50) [1] Në ballë të sistemit të Heraklitit qëndrojnë parimet e *logjikës* (mësimi mbi kundërshtinë dhe unitetin e kundërshtive). Këtyre u nënshtrohen të gjitha. Kozmologjia është vetëm rast individual i mësimit mbi kundërshtitë. Futja e parimeve të *logjikës* në *shkencat natyrore* është merita e madhe e Heraklitit, si e ka theksuar këtë gjë qysh para njëqind vjetëve *F. Lassalli*, duke mbetur i vetmuar. — Në tekstin ἐστιν nuk duhet fshirë (si do *W. Schmidi).*

(30) [1] Κόσμον ἐποίησεν = διεκόσμησεν (krah. fragm. 65). Jo „*krijoi* botën" (Për Heraklitin është e huaj ideja lindore mbi „krijimin e botës nga perëndia" *nga asgjëja),* por „rëndoi, rregulloi botën" (krah. fragm. 41). Herakliti nuk e paraqet fare çështjen e krijimit të botës (ajo për të është *e përhershme:* përherë zjarr i gjallë), por polemizon dhe kundërshton botëkuptimin tradicional të mitologjisë epike për Zeusin si rregullues të botës dhe ligjdhënës (për shembull, *Hesiodi,* Punët ditore 276 ss.).

[2] Shprehje epike; do të thotë: *përgjithësisht askush.*

[3] Μέτρα . . . μέτρα ka këtu domethënie kohore *(Gigon).* — Ajo këtë domethënie e mori me anën e hapësinores (pas kalimit të caktuar të largesës së rrugëtimit > pas kalimit të caktuar të largesës kohore, periodës). Në fragm. 31 e 94 ajo rrënjë ka domethënie *sasiore* (masa, përpjesëtimi) dhe është deri diku sinonim i fjalës λόγος në fragm. 31, 45 e 115.

Fragmenti do të thotë: Fikja e zjarrit është kalimi i tij në të gjitha gjërat veç e veç, në llojllojshmërinë e kësaj bote (= *krejt).* Kjo është *stoike,* nga Herakliti të merret *diakozmesis* (rregullimi i botës). Ndezja e zjarrit, pas një *periode* të caktuar, është kthimi i krejt llojllojshmërisë së botës në zjarr (= *një*). Nën ndikimin e folklorit, materialisti spontan e naiv Herakliti e personifikon zjarrin e vet. Kjo stihi „e gjallë" e kapërdin, e gëlltit krejt botën, „ngopet" (fragm. 65), pastaj atëherë „pushon", qetësohet, si ndonjë piton (fragm. 84a); mjaft u „ka punuar angari" elementeve tje-

ra (84b). Kjo është stoike, përsëri e marrë nga Herakliti, *ekpirosis* (zjarri botëror). Dhe kështu ky ndërrim i njëpasnjëshëm i zjarrit (njëja — krejt; krejt — njëja) *periodikisht* përsëritet përherë. Krah. 22 A 10.

Duket se Herakliti e caktoi edhe kohën e zgjatjes së periodave të ndryshme kozmike: kohën prej një diakozmesisi deri te tjetri (dypjesëshe: zjarri kalon në krejt, dhe krejt në zjarr) e ka quajtur „vit të madh". Ai kap 10.800 vite diellore, dmth. 360 „gjenerata". Kurse gjenerata është koha në të cilën një njeri mund të bëhet gjysh. Ajo kohë është 30 vjet, sepse në moshën 15-vjeçare njeriu është i pjekur për të lindur fëmijë (ose pas javës së dytë: 14 vjeç). Pra, edhe këtu venerohen dypjesëshja dhe ciklizmi (gjyshi — biri; biri — nipi është rreth i plotë, gjenerata). Krah 22 A 13, 18, 19.

(90) [1] Herakliti këtu e shfrytëzon një term të ekonomisë politike, marrë nga realiteti i qytetit të madh tregtar të pasur jonian Efes: Sikurse është ari (të holla) *ekuivalenti i përgjithshëm* i të gjitha vlerave, kështu i njëjtë është edhe *zjarri,* sepse është në themel të të gjithave.

(7) [1] Ky fragment hyn këtu (dhe jo në gnoseologji), si ilustrim i tezës mbi zjarrin si substrat i së gjithës, unitetit të botës. Uniteti dhe llojllojshmëria janë të lidhur. Edhe pse zjarri (uniteti) gjendet në të gjitha gjërat, shqisat tona nuk e venerojnë. Por ta supozojmë të kundërtën: që të gjitha gjërat të shndërrohen në *tym* (unitet), shqisa jonë (hunda) përkah era do ta njihte *secilën gjë të ndryshme* (në kuptim të fragm. 67), dhe kështu do të arrinte te njohja se në atë unitet është e përmbajtur e gjithë llojllojshmëria, e sipas kësaj edhe në llojlloshmërinë e vet — uniteti *(zjarri).*

(67) [1] Fragmentin e shpjegon *Hippoli, V* 21 kështu: „. . . si një erë prej shumë kemeve të përziera në zjarr. Edhe njohësi i mirë, i cili disponon mjet të qartë të dallimit të erërave, duhet që sipas një ere kur e dallon mirë veç e veç secilin nga kemet e përziera në zjarr: për shembull (rrëshirën) storaksin, mirrën, kemin etj."

Thelbin e të gjitha gjërave e përbën zjarri, kurse *emrat* e gjërave janë vetëm lëvoret e tyre të jashtme, që shpeshherë nuk e qëllojnë thelbin: krah. fragm. 48.

(31) Πρηστήρ („ndezësi") për Heraklitin është *cikloni i nxehtë* i fuqishëm (ose, nëse duam, shtërgatë, uragan, tornado) që çohet nga deti. Pra, ky është elementi (ajri) i katërt. Këtë fjalë ai e mori nga *Anaksimandri*, në kozmologjinë e të cilit ajo do të thotë „rrësheku i farkëtarit" (2 B 4).

Sipas Heraklitit, *të gjitha* elementet janë „të zjarrta": si presteri, i nxehtë është edhe *deti:* nga sipërfaqja e tij çohen avullime të nxehta detare (ἀναθυμιάσεις), të cilat i mbushin dofarë „çanakësh" (σκάφαι) qiellorë, të kthyer me grykën e tyre teposhtë: këta janë yjtë, dielli e hëna. Po mbeti gryka e „çanakut" të kthehet përpjetë, bëhen zëniet e diellit e të hënës dhe ndërrimet e hënës. (Diogjen Laerci IX 9—10). — E që edhe barku i *tokës* është i nxehtë, e kanë bindur lehtë Heraklitin burimet e nxehta dhe vullkanizmi.

Vetë *zjarrin* e mori Herakliti, si duket, nga pitagoreani *Hipasi* (FV 18, 7—8). Nga natyralistët jonianë, Herakliti është i varun sidomos nga *Anaksimandri* (krah. edhe fragm, 36, vërej. 1) dhe *Anaksimeni* (kozmogonia me shpeshtimin dhe rrallimin e zjarrit sipas shpeshtimit dhe rrallimit të ajrit të Anaksimenit — DL IX 9: FV 13 A 5).

Nga masa e skuqur (zjarri) në procesin e formimit të botës, sipas Heraklitit, lind në vend të parë *deti* (na do ta pritnim fjalën greke *oqean*, por nuk duhet harruar se për grekët e kohës së Heraklitit deti (= Mediterani) ishte gjithçka, ndërsa sipas horizontit të tij, të gjitha oqeanet tona të sotshme janë vetëm lumë periferik Oqean që rrjedh përreth botës). Në vënien e detit përpara tokës u shprehën te Herakliti gjithsesi dofarë njohjesh mbi *„përmbysjen" diluviale*, që i kishte ai sigurisht. Ato njohje nuk duhet kërkuar në mitin babilonas mbi përmbysjen, që mund të ishte i njohur në Jon por *përsëri* në fakte empirike; në këtë rast, unë mendoj, në vrojtimet gjeologjike të paraardhësit të Heraklitit *Ksenofanit* (nga i cili ka marrë

shumëçka), sikurse është ky konstatim i saktë: fosilet e peshqve në shkëmbinj dëshmojnë për këtë gjë se aty dikur ishte det (FV 21 A 33).

[2] Fjalia e dytë e këtij fragmenti flet për „shkatërrimin e botës": në rrugë kah zjarri (ekpirosis) toka më parë do të shndërrohet në det — pra i njëjti rend si edhe te evolucioni. Herakliti, pra, parasheh *përmbytje të përgjithshme* (masa e detit në po atë madhësi — do të thotë se deti përfshin me vete të dy gjysmat e veta: tokën dhe ajrin. Për fazën përfundimtare të këtij procesi, kthimin e detit në zjarr, ai nuk flet, sepse ajo gjë nga mbarë kozmologjia e tij kuptohet vetvetiu.

Prandaj, fjalia është e qartë ashtu si është, e para fjalës „det" nuk duhet të ndërvihet as „zjarri" *(Diels)*, as „toka" *(Kranz)*, sikurse e vërtetoi këtë gjë *Gigoni*.

(65) [1] Stihia e gjallë gjithkapërdirëse zjarri „ka uri" kur kalon në tërë llojllojshmërinë e botës, kurse „ngopet" kur e gëlltit tërë botën në vetvete.

(84a) [1] Unitetin e botës në zjarr pas zjarrit botëror Herakliti e ka quajtur, si duket, edhe „harmoni dhe paqe", përkundër „grindjes dhe luftës" në kohën e diakozmesisit (Diogjen L. IX 8). Nëse kjo gjë është e saktë, kurse unë mendoj se është (sepse edhe në fragm. 67 janë lufta — paqja, uria — ngopja vetëm ide të nënshtruara zotit = zjarrit), atëherë kjo është kundërthënie në sistemin e Heraklitit: *E vërteta* mbi kundërshtinë e përgjithshme të kundërshtive („lufta e përgjithshme", fragm. 1, 114, 2; 80) nuk e përfshin, për fat të keq, edhe *zjarrin*, i cili nuk e fsheh në vetvete „grindjen" (kundërthënien e brendshme si fuqi lëvizëse të zhvillimit). Në *kozmologjinë* e vet Herakliti nuk qëndron dialektik konsekuent si në disiplinat e veta „praktike" (filozofia, psikologjia, logjika, etika), te të cilat dialektikën e ka vështruar në mënyrë *empirike* në botën rreth vetes. Ai nuk guxoi që „luftën dhe grindjen" ta zgjerojë edhe në shkakun e vet fillestar kozmologjik, zjarrin. Kështu ra në dualizëm: e përgjithshmja dhe e *përjetshmja* është E vërteta për luftën e grind-

jen (në *logjikën* e tij etj.); si e përgjithshmja ashtu edhe *e përjetshmja* është zjarri, i cili është *përmbi* luftën e grinden (në *kozmogoninë* e tij). Herakliti u nis me guxim në fushatë — që *shkencat natyrore t'ua nënshtrojë parimeve të logjikës (dialektikës),* dhe këtu pati shumë suksese (krah. fragm. 50); por ky pionier nuk pati fuqi që të shkojë deri në fund: që Logosit (Të vërtetës për grindjen) të vet t'ia nënshtrojë edhe zjarrin edhe zotin!

(84b) [2] Dmth. elementeve tjera (sidomos tokës dhe ujit).

(76) [1] Çdo krijim i njërës është në të njëjtën kohë shkatërrimi i tjetrës. Kështu fitohet rrjedha e rrumbullakët vijuese e elementeve, e cila lëviz në të dy drejtimet:




Këtë rrjedhë të rrumbullakët e shndërroi Herakliti në prototip matematikor: ky është fragm. 103, që hyn këtu.

(123) [1] Nëse çdo krijim jeta dhe vdekja është në të njëjtën kohë, atëherë thelbi i atij procesi mbetet për shumicën e njerëzve i fshehur. Φύσις = γένεσις, si në fragm. 1 (fragm. 112 është, sipas mendimit tim, joautentik); φιλεῖ do të thotë këtu njësoj si edhe në fragm. 87.

(57) [1] Pasi të dy kundërshtitë *kalojnë* njëra në tjetrën, ato sipas Heraklitit janë *identike:* krah. fragm. 88.

Herakliti këtu çohet kundër paraqitjes së *Hesiodit* se Nata është nëna e Ditës (Theog. 123), sepse ky nuk e vëren se edhe dita kalon në natë: *Nestle,* Philolog. 67, 535. — Të dytën kritikë Hesiodit shih. në ndarjen VII, fragm. 106.

(6) [1] Nga avullimet e nxehta detare ndizet përmbi det çdo mëngjes dielli i ri (dmth. „çanaku" diellor mbushet me avullime të reja të ndritshme), që në mbrëmje të *fundoset* në po atë det (tipike për vendin detar Greqinë). Fjala greke për „perëndim" do të thotë „fundosje" (δύσις). — Përkundrazi, zjarri i përhershëm kurrë nuk fundoset në det fragm. 16.

(94) [1] Dmth. *sasinë e caktuar* të avullimeve të ndritshme, masën e ndezjes dhe të fikjes së vet *(Gigoni)*, para se ajo hapësinore (rrugëtimin)!

[2] Nëse dielli „merr" sasi më të madhe drite nga e caktuarja, dënimin e ka në „zhdukjen e ndriçimit" — *në të errësuar.* — Ἐξευρήσουσιν ka këtu domethënie të afërt me atë që termi juridik καταλήψεται në fragmentet 28 e 66 *(Wilamowitz, Hippol.* 237), pra, në të dy rastet kauzative.

(120) [1] „Lindjen e perëndimin i ndan vija që e lidh Yllin e veriut me pikën ditore të kulminacionit të rrugëtimit të diellit." *(Kranz)*.

(99) [1] Dielli është burimi më i madh i dritës: „çanakët" e yjeve tjerë janë më të largët nga toka, „çanaku" i diellit është në mes, kurse më i afërti me hënën; vetëm se hëna gjendet në një anë të turbullt, ndërsa dielli është në të kthjellët, prandaj drita e hënës është më e dobët: *Diogj.* L., IX 10; A 12.

(100) [1] Hore = stinë viti: DL IX 10 (FV[5] I 142, 5).

## IV. MBI SHPIRTIN

Mësimi i Heraklitit mbi shpirtin lidhet direkt me mësimin mbi *zjarrin* dhe *rrjedhën e rrumbullakët* të elementeve: fragm. 76.

36 Vdekja e *shpirtrave* është që të bëhen *ujë*, kurse e *ujit* që të bëhet *tokë*.

Megjithatë, nga *toka* bëhet *uji*, kurse nga *uji* — shpirti.[1]

60 Rruga përpjetë dhe teposhtë është e njëjta gjë.[1]

12 Atyre që shkelin në *të njëjtët* lumenj — (gjithnjë) rrjedh *tjetër dhe tjetër* ujë: (kështu është) edhe me shpirtrat, që lindin me avullimin e lagështirës.[1]

49a Në të njëjtët lumenj hyjmë se s'hyjmë, jeme e s'jemi.

115 Shpirti e ka masën që e *rrit vetveten*.[1]

45 Shpirtit nuk do t'i gjesh kufij, edhe po kalove nëpër të gjitha rrugët: kështu është (fshehur) thellë masa e tij.[1]

117 Kur njeriu dehet, e përcjell çunaku, edhe ai kolovitet,[1] duke mos veneruar se kah shkon: kjo është për arsye se e ka *shpirtin e lagësht.*[2]

71 Edhe atij i duhet bërë vërejtje që harron se ku të çon rruga.

77[I] *Gëzimi* i shpirtrave është që të bëhen *të lagësht.*[1]

118 Shpirti *i thatë* është më i mençuri dhe më i miri.[1]

Për vete qëndron fragmenti interesant 67a, për të cilin, ndërkaq, është vështirë të thuhet çka është e Heraklitit, e çka është stoike (vetë teksti është latinisht).

67a [Sikurse merimanga, duke ndenjur në mes të rrjetit të vet, e ndien posa miza ia këput ndonjë fije, prandaj vrapon shpejt atje, thuajse i vjen keq që i është këputur fija, po kështu edhe shpirti i njeriut, nëse është e lënduar ndonjë pjesë e trupit, niset me ngutësi atje, thuajse nuk mund ta durojë lëndimin e trupit, me të cilin është i lidhur fort dhe në një përmasë (vëllim) të caktuar.][1]

---

(36) [1] Shpirti (dmth. sipas pikëpamjes së grekëve në fillim *organet e frymëmarrjes)* krijohet nga uji për arsye se shpirti është *ajror,* kurse ajri, sipas rrjedhës së rrumbullakët të Heraklitit, krijohet nga uji (fragm. 31, 76). Dhe nëpër po të njëjtën rrjedhë të rrumbulla-

kët, por në drejtimin e kundërt, shpirti, si ajri, e ka edhe *vdekjen e vet* në ujë. Më së largu nga uji është zjarri: prandaj kulminacioni i zhvillimit të shpirtit është të bëhet „i thatë" si zjarri (fragm. 118).

Të theksojmë këtu sa i ka borxh shumë Herakliti *Anaksimandrit*. Fragm. 2 i Anaksimandrit thotë: „... *Ajo nga e cila krijohen* sendet, *në atë* hasin edhe *shkatërrimin* e vet, sikurse edhe *duhet* të jetë..."

Ose (12 A 9): „(Anaksimandri), duke parë shndërrimin e katër elementeve të njërit në tjetrin, nuk deshi që njërin nga ata ta marrë si substrat, por diçka tjetër, jashtë tyre. Ai nuk lejon krijimin (e gjërave) për shkak të ndryshimit të elementeve, por për shkak të ndarjes së kundërshtive me anën e lëvizjes së padukshme... Kurse kundërshtitë janë: nxehtë, ftohtë, thatë, lagësht etj."

(60) [1] Ky fragment tregon po ashtu si fragm. 36, vetëm në formën *abstrakte*, po ashtu si edhe fragm. 103 tregon si edhe fragm. 76, vetëm në formën abstrakte. Unë do të pajtohesha me *Gigonin* se ky fragm. ka të bëjë me rrjedhën e rrumbullakët të elementeve të aplikuara në *fiziologjinë* dhe *psikologjinë* e njeriut, dhe jo në *kozmogoni* (megjithë DL IX 8). Prandaj e vë këtu.

Mësimi i Heraklitit për shpirtin është naiv-materialist. Ai është i lidhur me pikëpamjet e tij të përgjithshme për fiziologjinë e njeriut, të cilat pikëpamje Herakliti i ndan me grekët arkaikë. Njeriu përbëhet nga *tri* elemente: në vend të parë nga *toka*. [Unë mendoj se ajo është pasqyrim i lashtë i mitit babilonas për krijimin e njeriut nga zoti prej *argjili*, po ashtu sikurse skulptori e krijon statujën: imituesi i Heraklitit *Hipokrati* shkruan (De uictu I 21 = FV 22 C 1): „Skulptorët e bëjnë kopjen e trupit të njeriut... prej uji e *dheu*, duke tharë të lagështën dhe duke lagur të thatën. Heqin (argjilin) atje ku ka dalë jashtë, kurse e shtojnë atje ku mungon... Po kështu i ngjan edhe njeriu..."]. Nga *toka* është krijuar *mishi* i njeriut. Elementi i dytë është *uji* (nga i cili është krijuar *gjaku*), dhe në fund i treti — *ajri* ( = *shpirti*). I treti është

krijuar nga i dyti, i dyti nga i pari. Prandaj, rruga tokë — ujë — ajër është *rruga* e njeriut *përpjetë:* njeriu krijohet nga toka, dhe përmirësohet. Në drejtimin e kundërt, rruga ajër — ujë — tokë është *rruga teposhtë:* njeriu kthehet në tokë. Pra, para nesh është pasqyra *realiste* dhe naive-materialiste e jetës së njeriut.

Nga paraardhësit e Heraklitit, *Ksenofani* (21 B 33) thotë: „Të gjithë ne jemi krijuar nga toka dhe uji." *Homer* (Il. VII 99): „Dhashtë zoti të gjithë ju (përsëri) u bëfshi ujë e tokë!" (Përkundrazi, *Anaksimandri* është shumë më i arsimuar: ai e di se gjallesat janë krijuar nga peshqit ose rrëshqitësit që kanë jetuar në ujë: 12 A 30.)

Këtij mësimi për tri elementet Herakliti (si duket, jo i pari) i shtoi të katërtin — *zjarrin.*

Për ne në këtë fragment më e rëndësishmja është se, sipas mësimit *logjik* të Heraklitit, edhe rruga përpjetë, edhe rruga teposhtë — janë *e njëjta gjë;* për arsye se elementet nga të cilat përbëhen ato rrugëtime, kalojnë *njëri në tjetrin* dhe anasjelltas (prandaj, edhe ato rrugëtime kalojnë njëra në tjetrën).

(12) [1] Herakliti *shpirtin e* krahason me *lumin* për arsye se konsideron se shpirti krijohet nga avullimi i *gjakut* në *qarkullim,* i cili, pra, gjithashtu rrjedh. Edhe *Empedokli* (31 B 105) e di se valët e gjakut e ushqejnë mendjen: „Sepse gjaku që qarkullon rreth zemrës — për njerëzit është mendje". Dhe tash, sikurse *një lumë i njëjtë — nuk është i njëjtë,* sepse merr gjithnjë *përmbajtje të re,* kështu është njësoj edhe me shpirtin njerëzor, do të thotë Herakliti, i cili gjithnjë përtërihet me avullimin e qarkullimit të gjakut tjetër vazhdimisht.

Pra, shohim se *shembulli i lumit* i ka shërbyer Heraklitit *vetëm si ilustrim* për mësimin e tij *për shpirtin.* Por nxënësi i tij *Kratili* e kapi atë shembull dhe në mënyrë sofistike e shpuri deri në absurd: jo vetëm që nuk është e mundur *dy herë* të hyhet në një lumë të njëjtë, por nuk është e mundur as *një herë;* sepse çdo gjë ndryshohet: edhe lumi, edhe ne. Kratili shkoi edhe më larg: për arsye të ndryshimit të përhershëm

të cilësisë së gjërave, nuk është e mundshme të shqiptohet *përgjithësisht kurrfarë mendimi* për to!

Prandaj, fragm. i Heraklitit *49 a:* „Në të njëjtët lumenj hyjmë dhe nuk hyjmë, jemi dhe nuk jemi" — *nuk është autentik,* por është i shkollës së Kratilit. (Fragm. 91: „Nuk është e mundshme dy herë të hyhet në një lumë të njëjtë, sipas Heraklitit" — është vetëm parafrazë e fragm. 12, kurse ajo që pason më tutje në atë fragment — është e Kratilit).

Për fat të keq, ai Kratil ishte mësuesi i *Platonit,* i cili kështu, qe, me Heraklitin u njoh me anën e „syzeve" të Kratilit. Dhe për këtë arsye Platoni në dialogun e vet „Kratili" (402 A = FV 22 A i mvishet Heraklitit πάντα χωρεῖ („Herakliti diku thotë se krejt kalon dhe asgjë nuk mbetet, prandaj duke krahasuar të gjitha gjërat me rrjedhën e lumit, thotë se në një lumë të njëjtë nuk mund të hysh dy herë.") E famshmja πάντα ρεῖ është e Kratilit dhe mund të nxirret nga *Aristoteli* (p.sh., Metaph. I 6, 986 a 33; X 6, 1063 e 35; XII 9, 1086 a 37; De caelo III 1, 298 b 30; De an. I 2, 405 a 27).

Dhe pasi Platoni nga ana e vet, ishte mësues i *Aristotelit,* kështu edhe ky shumë sende të Kratilit ia ka mveshur Heraklitit (Metaphysica III 5 1005 b 23; 1010 a 12). Të gjitha këto i ka spastruar qysh *Weertsi.*

Në tekst e pranoj leksionin e *J. Woltjerit* 'αναθυμιώμεναι.

(115) [1] Sepse shpirtin brenda, në vetë organizmin, e ushqen gjithnjë gjaku i ri i qarkullimit të tij. Λόγος e ka këtu të njëjtën domethënie që e ka edhe në fragm. 31 e 45.

(45) [1] Ky fragment, mendoj, tregon po si edhe i mëparshmi. Masa e shpirtit (sasia e avullimit të gjakut) është e fshehur thellë në organizëm (qarkullim gjaku). Shpirti nuk ka kufij për arsye se përbëhet nga avullimet gjithnjë e më të reja.

(117) [1] Σφαλλόμενος qëndron absolutisht, dhe nuk mund të lidhet për ἄγεται me domethënien „edhe një fëmijë i vogël mund ta *mashtrojë,* ta tërheq për hunde", si

e do këtë gjë *Nestle*, Philol. 67, 537, sepse σφάλλεσθαι në domethënien „kolovitet, rrëshqitet" për të dehurin është dokumentar mjaft mirë (p.sh. *Aristoph.* Vesp. 1324: LSJ).

[2] Shpirti jo vetëm që krijohet nga lagështia (gjaku), por në atë edhe zhduket: fragm. 36. Për këtë arsye të dehurit është „lagështi") shkatërrim për shpirtin ( = intelekti i njeriut). Edhe këtu venerohet Herakliti *iluminist* (kundër dehjes).

Parafrazë të mjerë të këtij fragmenti paraqet fragm. 71: „[Duhet kujtuar edhe atë] i cili nuk di se ku të çon rruga." 'Επιλανθ'ανεσθαι e ka këtu të njëjtën domethënie si dhe në fragm. 1, kauzativisht.

(77[1]) [1] Edhe pse vdekja e shpirtit është të bëhet e lagësht, prapëseprapë ai synon drejt kësaj (p.sh., njeriu — të dehet, fragm. 177). Ndoshta vdekja e shpirtit është (lagështia) — gëzim për arsye se, duke e pësuar këtë ndryshim, *pushon* (në kuptim të fragm. 48 a)?

Në tekst μὴ θάνατον duhet shlyer *(Schuster)*.

(118) [1] Sepse është më së largu prej ujit, kurse më së afërmi prej zjarrit. Shpirti i thatë = ajri i thatë që i afrohet „presterit" dhe eterit të zjarrtë. — Edhe këtu ndihet theksi i Heraklitit *etik* (kundër dehjes, për esëllim).

Është e qartë se teksti i Stobejevit është i vetmi i mirë: ξηρή është sholia marginale për αὔη arkaike.

(67a) [1] Pra, fjala është për nervat senzitive e motorike të sistemit nervor. Komparacioni është i gjallë dhe i suksesshëm, ashtu që përkah realiteti i vet të përkujton figurat e Heraklitit, por motivet „sentimentale" („thuajse i vjen keq", „thuajse nuk mund ta durojë") janë sigurisht nga Antika e vonshme.

Përkthimi latinisht *proportionaliter* dëshmon në favor të saktësisë së përkthimit λόγος në fragm. 31, 115 e 45 me „masë, përpjesëtim, vëllim, madhësi".

## V. LUFTA E PËRGJITHSHME

80 Duhet ditur se *lufta* është *e përgjithshme*, dhe se *drejtësia* është — *grindje*, dhe se çdo gjë ndodh në bazë të grindjes (përçarjes), dhe se kështu *duhet* të jetë.[1]

42 Homeri e ka merituar të jetë i përjashtuar nga ankandet publike dhe të rrihet me thupër, edhe Arkilohu (po ashtu).[1]

125 Edhe „kikeoni"[1] veçohet (fundërrohet), nëse nuk *përzihet!*

53 *Lufta* është babai i të gjithëve dhe mbret i të gjithëve, dhe ajo i qet disa në pah si zotat, kurse tjerët si njerëzit; disa i bën skllevër, kurse tjerët të lirë.[1]

---

(80) [1] Mësimi i Heraklitit mbi kundërshtinë e kundërshtive (grindja dhe lufta) si *domosdoshmëri* është zhvilluar nga polemika e tij me pikëpamjet epike tradicionale të Hesiodit, Homerit, Arkilohut. Herakliti veçmas mendon për këto vende: *Hesiodi*, Punë ditore 276 ss.: „Zeusi i ngarkoi peshqit, egërsirat dhe shpe-

ndët që të gëlltisin njëri-tjetrin, sepse ndërmjet tyre nuk ka *drejtësi;* kurse njerëzve u dha *drejtësinë,* e cila është shumë më e mirë." *Homeri,* Iliada XVIII 107: „Kështu ndërmjet njerëzve dhe zotave u zhduk grindja."

Herakliti e sulmon Homerin me armët e tij vetjake: *duke cituar fjalët e tij:* ξυνὸς ἐνυάλιος („lufta është e përgjithshme"), Iliada XVIII 309.

(42) [2] Sepse heqin dorë nga domosdoshmëria e luftës së përgjithshme. Arkilohu, me fjalë tjera, parafrazon Homerin me fjalët „lufta është e përgjithshme për njerëzit" (ξυνὸς ἀνθρώποις' Ἄρης, fragm. 38 Diehl) por më vonë e mohon këtë.

(125) [1] „Kikeoni" është pije prej qullit të elbit, djathit të grimcuar dhe verës. — Kuptimi i fragmentit është: pa *lëvizje* dhe *„luftë"* krejt shkatërrohet. Ky është i vetmi fragment i ruajtur i Heraklitit në të cilin e kemi fjalën „lëviz" (κινεῖσθαι), madje edhe ate në domethënien „përzier" (p.sh., gotën me limonadë). Herakliti me këtë rast mendon për „shakullinë luftarake", e cila një palë i qet në sipërfaqe, kurse tjerët i hedh në fund: krah.: fragm. 53.

(53) [1] *Zeusi* është babai dhe mbreti i zotave dhe i njerëzve — sipas pikëpamjes së pandashme të *epikës.* Kësaj arsimuesi Heraklit i përgjigjet me parodinë: *„Lufta* është babai dhe mbreti i të gjithëve", duke e shfronësuar kështu Zeusin!

Si i bën lufta njerëzit zota? Në atë mënyrë që *heronjtë* e rënë në betejë bëhen „gjysmëperëndi" *(Hesiodi,* Punët ditore 160), të cilëve u bëhen nderime hyjnore. Këtu shprehen rrënjët klasore të etikës së Heraklitit; kjo shihet më së miri nga ndarja vijuese.

## VI. ETIKA

24 Në *luftë* ranë çmimet zotat e njerëzit.

25 Vdekja më e madhe e merr shpërblimin më të madh.[1]

29 *Më të mirët* zgjedhin për vete *një* në vend të *krejt* (tjetrës): lavdinë e përhershme në vend të krejt kalimtares.

Ndërkaq *turma e popullit* (shikon të) ngopet si bagëtia.[1]

62 *Të pavdekshmit janë të vdekshëm, të vdekshmit — të pavdekshëm;* sepse këta të dytët jetojnë për vdekjen e atyre të parëve, kurse kanë vdekur me jetën e tyre.[1]

63 Para tij[1] atje çohen e zgjohen rojtarët e të gjallëve dhe të vdekurve.[2]

49 Për mua është *një* sa edhe *dhjetë mijë,* vetëm nëse është më i miri.

20 Kur lindin, shikojnë (vetëm) të jetojnë, dhe kështu e plotësojnë fatin e vet vdekës; dhe fëmijët pas vetes i lënë që edhe më tutje të ketë kush të vdesë![1]

4 [Sikur fati të ishte në kënaqësitë trupore, do ta quanim fatlum për qetë kur gjejnë grozhla që të ngopen.][1]

104 Sepse çfarë është shpirti apo mendja e tyre? Këngëtarët popullorë i dëgjojnë[1] dhe si mësues e marrin turmën, kurse nuk e dinë se është „shumica e keqe, ndërsa vetëm një numër i vogël sish i mirë."[2]

85 Është vështirë të luftosh kundër zemrës: sepse çkado që dëshiron, e blen për[1] shpirtin e vet.[2]

110 Për njerëzit nuk është më mirë nëse u realizohen krejt ato që dëshirojnë.[1]

---

(25) [1] Vdekja më e madhe, më e lavdishme është ajo në fushën e luftës; shpërblimi i saj është renditja midis hyjnive. *Platon,* Kratili 398 B: „Kur vdes një i vyeshëm, merr shpërblim të madh e nder dhe bëhet hyjni..."

(29) [1] Më të mirët (οἱ ἄριστοι) janë aristokracia. Pra, këtu shihet qartë ngjyra klasore e etikës së Heraklitit: lavdia në fushën e luftës është ideali i parësisë gjinore, së cilës i takon edhe Herakliti. Vdekja e lavdishme në fushën e betejës është ajo *një* e Heraklitit, çka asaj parësie „ritere" e vetmja i ka mbetur ende. Ndërsa „borgjezia" e re tregtare joniane e qytetit Efes i mban në duart e veta „krejt kalimtarët" (të hollat, pasurinë, artikujt luksozë). Dhe tash Herakliti, i armatosur me etikën e vet, të klasës së vjetëruar, sulmon „efesasit, luksin dhe mëkatimet e kënaqësive" (A 3 b).

(62) [1] Është më e besueshme që ky fragment hyn në rrethin e „etikës kalorësiake" të Heraklitit: Në fushën e betejës shihet se si është kush; ajo vendos për vdekshmërinë dhe pavdekshmërinë. Kush *mbetet gjallë* — ai është *i vdekshëm, kush e humb jetën — i pavdekshëm* (sepse bëhet hyjni e përhershme). Kështu të gjallët (mbetën gjallë) — përherë të vdekurit (e lëshuan rastin që ta fitojnë pavdekshmërinë), kurse të vdekurit (u vranë) — përherë të gjallët (hyjni të pavdekshme).

Dhe tash *vdekja* „e të pavdekshëmve" (dmth. vrasja vetëmohuese e heronjve) *do të thotë jetë e të vdekshëmve* (dmth. u siguron jetën e mëtejshme të papengesë atyre që mbetën gjallë në luftë), por po ashtu ajo jetë e përhershme *„e të pavdekshëmve"* do të thotë njëkohësisht *vdekje e të vdekshëmve,* sepse *u rrëmbeu atë mundësi* që edhe ata të bëhen të pavdekshëm!

Unë nuk di shpjegim më të mirë. Mendoj se në favor të tij flet fragm. $77^{II}$, që tregon të njëjtën gjë si edhe fragm. 62, vetëm se në mënyrë më të qartë. Ai është: „Ne jetojmë me vdekjen e tyre, kurse ata jetojnë me vdekjen tonë." 'Εκείνας duhet emenduar në ἐκείνους, sepse te Herakliti është bërë fjalë për të vdekshmit dhe të pavdekshmit, dhe jo për shpirtin.

(63) [1] Ndoshta para hyjnisë: figura është marrë prej *kulteve misterioze* greke *(Diels):* sikurse neofitët në Misterie, po ashtu edhe heronjtë e rënë ringjallen para dukurisë së hyjnisë.

[2] Të ndjerët trima, heronjtë, „jetojnë" edhe më tutje midis njerëzve dhe në shtëpi, duke u bërë „rojtarët" e tyre. Këtë besim animistik të përhapur gjerë e kemi qysh te *Hesiodi,* Punët ditore 123.

(20) [1] Kritika „turmës" dhe aspiratat joniane për kënaqësitë e kësaj bote, pa aspiratë për „pavdekshmëri". — Μᾶλλον δὲ ἀναπαίεσθαι është sholia: *Mullach* ka të drejtë. — Mendimi i Heraklitit është shprehur thukët.

(4) [1] Krah. edhe fragm. 9, vërej. 2. — Teksti është latinisht.

(104) [1] Dmth. u besojnë atyre.

[2] Parafrazë e proverbit të Biantit nga Priena, njëri ndër „shtatë të urtët": „shumica e njerëzve është e keqe". (FV 10, p. 65).

(85) [1] Me çmim.

[2] Dmth. për një grimcë të shpirtit të vet: sa më tepër njeriu është dorëlirë ndaj dëshirave e kënaqësive, aq më tepër „nduk e shpenzon" për to nga energjia („zjarri") i shpirtit të vet. (Lexues, kujto përrallëzat e arta të Dedeoit për „njeriun me tru të artë"!)

(110) [1] Shih fragm. 85.

## VII. POLEMIKA ARSIMUESE KUNDËR BESTYTNIVE

119 *Karakteri* për njeriun është shpirti[1] i tij (i mirë ose i keq)!

106 [Herakliti ia ka hedhur Hesiodit, i cili disa ditë i bën të mira, kurse tjerat të këqija, se nuk e di që është] krijimi i çdo dite po i njëjti.[1]

5 Kot[1] përpiqen ata që të pastrohen me gjak — kur (ndodh që) të njollosen me gjak,[2] si kur dikush që ka rënë në baltë të lahej me baltë. Do ta konsideronte të marrë kushdo[3] që ta shihte se po bën ashtu.

Prandaj u luten edhe atyre shtatoreve hyjnore, si kur ndokush të fliste me shtëpitë, duke mos pasur fare dijeni për zotat e heronjtë — kush janë e çka janë.[4]

15 Sepse kur Dionisit, për nder nuk do t'i bënin procesione dhe t'i këndonin himnin penisit[1] të mashkullit, kjo do të ishte vepra më e paturpshme![2]

Kurse, ndërkaq, janë e njëjta gjë Hadi (hyjnia e *vdekjes)* dhe Dionisi (hyjnia e afirmimit të *jetës)*, kujt për nder i mahnisin dhe festojnë kremtimet leneje.[3]

14 [Kujt ia profetizon Herakliti efesas ardhshmërinë? —] Bredhësve të natës,[1] lazdranëve, bakantëve, menadave,[2] mistave. [Atyre ai u kërcënohet me dënime pas vdekjes, atyre u profetizon zjarrin.[3]] Sepse shugurimi në misterie, i bërë zakon ndër njerëz, nuk është gjë e shenjtë.[4]

74 [Nuk duhet vepruar si] fëmijët e prindërve të vet, [do të thotë, thënë shkurt: „si kemi mësuar".][1]

96 Kufomat do të duhet qitur përjashta më parë sesa plehun.[1]

---

(119) [1] Fjala ἦθος te Herakliti ka domethënie shumë të gjerë (krah. fragm. 78; sh. *Snell*, Hermes 61, 364: „grumbull i të gjitha cilësive specifike të ndonjë njeriu; individualiteti i tij". Na zgjodhëm këtu fjalën karakter.

Herakliti polemizon direkt me pikëpamjet e rrënjosura, si i përfaqëson *bashkëkohësi* i tij, poeti *Teognid* nga Megarja, p.sh.: „Asnjë njeri nuk është as i pasur, as i vobektë, as i mirë, as i keq — pa përzierjen e hyjnisë (të shpirtit; greqisht: *demon*, dmth. „ai që i *ndan* fatet")" (165—6 *Diehl)*; „Shumë kanë zemër të mjerë, por fat (shpirt) të mirë, prandaj edhe dukjet e këqija u kthehen për të mirë. Ndërkaq ka asish që

kanë vullnet të mirë, por fat (shpirt) fatkeq, prandaj mundohen, dhe nuk e shohin realizimin e ndërmarrjeve të veta" (161—4) etj.

Për këtë gjë Herakliti thërret: Ate *se si* është njeriu dhe për çka është *në gjendje* — ai është fati (shpirti) i tij, dhe kurrfarë fati tjetër *jashtë njeriut* nuk ka!

Nuk mund të çmohet mjaft rëndësia e kësaj teze të Heraklitit për nxitjen e lirisë së veprimtarisë njerëzore dhe emancipimin e tij! Të njëjtin proverb e kemi edhe te *Epiharmi* (FV 23 B 17): „Natyra për njerëzit është e mirë ose fati i keq", kurse *Demokriti thotë:* „Edhe fati, edhe fatkeqësia janë gjëra të shpirtit të (njeriut)" (FV 68 B 170; fc. 171).

(106) [1] Herakliti pra çohet kundër bestytnive të Hesiodit (Punët ditore 765 ss.) se disa ditë janë „të shenjta", të lumtura, tjerat — fatkëqija. — Mirëpo, krijimi i çdo dite është vdekje e natës, dhe anasjelltas. Herakliti aludon për unitetin e kundërshtive: krah. fragm. 57.

(5) [1] Ἄλλως: I tepërt emendacioni i Fränkelit.

[2] Të gjithë sot e lidhin gabimisht αἵματι me μιαινόμενοι: mirëpo, ajo shkon me καθαίρονται, kurse μιαινόμενοι qëndron absolutisht, si term teknik religjioz: shih *Marković*, Zbor. Filoz. fak. II 379 s.

[3] Ἀνθρώπων duhet shlyer: *Wilamowitz, Gigon.*

[4] Mbarimi paraqet „vargun adonik" popullor epik (-υυ-υ), prandaj është përkthyer kështu. Kuptimi është: turma nuk e di *thelbin E vërtetë të* hyjnisë. Çka nënkupton Herakliti me këtë, shih ndarjen VIII.

Pra, Herakliti këtu çohet kundër bestytnisë religjioze që gjaku i derdhur duhet të lahet *me gjak tjetër* (sipas parimit të njohur antik medicinal „pyka nxirret me pykë"): këto janë „dëlirjet" e njohura antike. Në pjesën e dytë të fragmentit çohet kundër idhujtarisë. Të gjitha këto për kohën e tij ishin tepër arsimuese; por marrë edhe nga *Ksenofani.*

(15) [1] Penisi artificial i mashkullit i punuar prej lëkure (φαλλός) është bajtur në procesione për kremtimet e Dionisit si simbol i fuqisë gjenitale në natyrë.

[2] Paradoksoni i Heraklitit qëndron në atë që ai thekson kundërthënien ndërmjet *religjionit e moralit:* sipas *traditës* religjioze, gjëja më e rëndësishme është *magjia* homeopatike *e pjellorisë* (për mbajtjen e llojit); kësaj i nënshtrohen të gjitha tjerat. Së këndejmi është *turpi* më i madh religjioz nëse *nuk* këndohet „*turpi* i mashkullit"! Mirëpo, sipas moralit që vlen *tash,* kjo gjë është absurde.

[3] Që janë jeta e vdekja e njëjta gjë — krah. frag. 88, 26, 21, 48; 62 (77[II]). — Dionisi në fillim ishte demon vegjetativ (hyjni e rritjes së bimëve).

(14) [1] Vizituesve të vigjilimeve misterioze të natës.

[2] Priftëreshat, të cilat Dionisit për nder i përuleshin me rrëmbim *histerik,* copëtonin shtazët e gjalla të flijuara dhe hanin mishin e gjallë.

[3] Krah. fragm. 66, 16.

[4] Çuarja kundër shërbesave misterioze nacionale ishte gjë guximtare në atë kohë.

(74) [1] Ky fragment e ka vendin pikërisht këtu, dmth. në luftën e Heraklitit kundër pikëpamjeve religjioze tradicionale: krah. *Apuleu,* De magia 39 (tregon *Dielsi):* „A konsideron ti se është turp për filozofin që ta dijë atë, ose të mos e dijë atë; të mos interesohet për atë, ose të interesohet; të dijë si është në ato gjëra kuptimi i providencës, ose *për perënditë e pavdekshme (thjesht) t'i besojë mëmës dhe babait?"*

Fragmentet 68 e 69 që e kanë vendin këtu, aq janë të parëndësishme sa nuk vlen të përkthehen.

(96) [1] Dhe jo — t'u bëhen nderime funerale!

## VIII. TEOLOGJIA E HERAKLITIT

78 Natyra e njeriut nuk ka njohje,[1] ndërsa hyjnorja ka.

79 *Njeriu* në sy të *hyjnisë* është foshnjarak, po ashtu si *fëmija* në sy të *njeriut*.[1]

70 Lodra fëmijësh [i ka konsideruar Herakliti *opinionet* e njeriut].

28[I] Në fushën e *opinioneve*[1] hyjnë njohjet që njeriu *më i besuar* i fiton dhe i ka.

52 Jeta (koha) e njeriut — është fëmija që luan, guralecët i radhit aty-këtu mbi pllakë: mbretëria e fëmijës![1]

82-83 [Majmuni më i bukur është i shëmtuar kur krahasohet me racën njerëzore: (po ashtu) edhe njeriu më i mençur do të tregohet si majmun në krahasim me zotin — edhe përkah *mençuria,* edhe përkah *bukuria,* edhe përkah të gjitha tjerat.][1]

102 Për zotin çdo gjë është e bukur, e mirë dhe e drejtë, vetëm se njerëzit e kanë kuptuar njërën si të padrejtë, kurse tjetrën si të drejtë.[1]

108 Sado (filozofë) fjalë (=mësime) kam dëgjuar, asnjëri nuk arrin deri aty që të ketë njohje — se *Urtia*[1] është e ndarë nga të gjitha.

32 *Një*, çka është e vetmja *e urtë*, edhe mund, edhe nuk mund të quhet me emrin e Zeusit.[1]

41 Vetëm një është *urtia*[1]: të kesh njohje *se si*[2] *krejt*, deri në hollësi, bëhet e qeverisur.[3]

124 Bota më e bukur është si një grumbull lëmishte e hedhur në tymt.

64 *Rrufeja*[1] është timonierja (drejtuesja) e gjithësisë.

11 Çdo gjë që (në këtë botë) zvarriset — rënia me frushkull i nxjerr në kullosë.[1]

*Eskatologjia*
(Mësimi për jetën e pas vdekjes)

27 Kur vdesin njerëzit i pret ajo për çka nuk shpresojnë dhe çka as edhe nuk e parandiejnë![1]

66 Sepse [thotë Herakliti] krejt këto, kur të vijë zjarri, do t'i rrëmbejë dhe dënojë.[1]

16 Si do të mund të fshihej njeriu para asaj që *nuk perëndon*[1] *kurrë!*

28[II] Por Drejtësia do të dijë tash t'i rrëmbejë dhe dënojë thurësit e dëshmitarët e rrenave![1]

98 Shpirtrat (e të vdekurve) e ndiejnë erën në Had.[1]

---

(78) [1] Dmth. ndoshta mësimi për kundërshtinë dhe unitetin e kundërshtive si njohje të drejta.

(79) [1] Ndërmjet njeriut e hyjnisë nuk ekziston pra ndryshimi kualitativ, por vetëm kuantitativ: *sipas mençurisë,* njeriu qëndron ndaj zotit si fëmija ndaj njeriut; i ngjan fëmijës për arsye se, sikurse edhe ky, *nuk ka njohje.*

(28[I]) [1] Dmth. hamendje dhe parandjenja, e jo *dije.* — Nuk ndryshohet teksti i Klemensos: δοκεόντων . . . ὅ *(Schuster, H. Gomperz).*

Edhe këtu shihet ndikimi i *Ksenofanit* te Herakliti (21 B 34): „Diçka të *besueshme* asnjë njeri nuk e veneron, as që do ta venerojë ndonjëherë *për zotat* dhe gjërat për të cilat po flas: nëse dikujt në masën më të madhe do t'i shkonte për dore që të thotë çkado të përkryer, ai prapëseprapë për atë gjë nuk ka njohuri, por për të gjithë vetëm është shqiptuar *parandjenja* (opinioni)". Krahaso edhe pitagoreanin *Alkmeon* (24 B 1): „Për sendet e padukshme si dhe për ato kalimtare dijeni të sigurt kanë (vetëm) zotat, kurse neve si njerëz na është lënë (vetëm) të supozojmë."

(52) [1] Njeriu përpiqet të fitojë njohje, të „rreshtojë" për vete njëfarë figure të botës, sikurse fëmija që i rreshton guralecat mbi pllakë. Dhe kur ka sukses në këtë punë, do të dallohet ajo „figurë" e tij „e botës" nga figura e vërtetë e botës që e ka hyjnia — po ashtu si ndryshon *lodra e fëmijës* prej *sendeve të vërteta,* nga realiteti: krah. fragm. 78, 79, 70, 28[I].

Kjo është krejt çka mund të them unë, në formë supozimi, për domethënien e këtij fragmenti, për të cilin ekzistojnë shpjegime të shumta dhe për të cilin në fund është thënë kjo: „52 hyn midis fragmenteve para të cilave duhet të kapitullojmë" *(Gigon,* p. 75).

Vështirësitë kryesore në interpretim i paraqet domethënia e këtyre dy fjalëve: αἰών e πεσσεύειν

Unë për domethënie αἰών kam marrë „jeta (koha) e njeriut." Duke rreshtuar çiftat e ndryshëm të ideve të kundërta, Hipoliti në fragm. 50 e vë përballë λόγος — në — αἰῶνα: pasi që λόγος i Heraklitit është *i përhershëm* (fragm. 1), mund të jetë αἰών për atë ide e kundërt: jeta e *vdekshme* e njeriut. Por, αἰών mund të jetë edhe „e përhershmja, koha"; ata që duan të shpjegojnë fragmentin *kozmik,* mund të kenë mbështetje në DL IX 8; A 10; 22 C 5. Atëherë fragmenti do të thotë: „E përhershmja është ndërrimi i ndezjes e shuarjes së zjarrit (diakozmesisi e ekpirosisi) — pa fund e qëllim, po ashtu sikurse është paqëllim (pakuptim) luajtja e guralecave të fëmijëve në lojë mbi pllakë — herë këndej, herë andej." Herakliti ka mundur ta ketë para syve figurën e Homerit (Ilia. XV 362-4) të fëmijës që në zall pranë bregdetit bën për vete „kodra" e „pasta", prandaj atëherë me duar e këmbë do t'i prishte e përziente të gjitha. — Por unë nuk mendoj se Herakliti ka shkuar aq larg në përjetësi!

Vështirësinë tjetër e paraqet ajo — çka është ajo me të cilën luan ky fëmijë i Heraklitit? Vijnë në konsiderim „guralecat" ose „zaret" (sikurse e luajnë këtë, e jo lodrën në pllakë, pretenduesit e Penelopes në Odise I 107), çka është më pak e besueshme, dhe njëlloj „lodre në pllakë", çka është më e besueshmja. „Lodra në pllakë", thënë përgjithësisht, është më e afërta me lodrën tonë të sotshme „mos u zemëro, bre burrë". Llojet e ndryshme „të lodrës në pllakë" diheshin dhe ishin të përhapura shumë te babilonasit (në Ur e gjetën anglezët një pllakë të atillë të çmuar të vitit afër 3.300 para e. r.!), te egjiptasit, në Kretën e Minosit, te grekët e romakët (në një pllakë të atillë romake shkruan në disa fusha: „Idiot, lëre lojën: s'po di të

luash; lëshoja vendin lojtarit të vërtetë!"). Nga të dyja lodrat më të popullarizuara te grekët, „qytetet" (të cilën e përmend qysh Kalini) dhe „në pesë viza" (të cilën e përmend Alkeu), na nuk e dimë se cilën e luajti fëmija i Heraklitit; ndoshta këtë të dytën, si më të thjeshtën; por kush mund ta dijë këtë gjë! Ndoshta edhe ndonjë lojë të tretë! (Shih artikullin tepër të hollësishëm (col. 1900—2029!) *Lamera* s. Lusoria tabula në PW RE).

Arsimuesi Heraklit, i cili shpesh merr figura dhe shembuj nga jeta praktike e reale, e ka bërë të njëjtën gjë, më duket, edhe këtu. Për këtë thua se tregon ky lajm i Diogjen Laercit (IX 3): „Duke u tërhequr në tempullin efesas të Artemides, luante me zare më fëmijë. E kur efesasit u rreshtuan rreth tij, Heraklititi u tha: „Çka po çuditeni, të mbrapshtë! A nuk është më mirë ta bësh ketë sesa *me juve* ta drejtosh shtetin!" Në kuadër të luftës politike të Heraklitit (shih ndarjen X a) ky lajm po më duket i besueshëm. Së këndejmi edhe ky shembull i fëmijës që po rreshton guralecat në pllakë, si ilustrim i mendimit të Heraklitit: „Njeriu ndaj zotit në mençuri është — fëmijë!"

(82—83) [1] *H. Gomperz* ka të drejtë kur i bashkon të dy fragmentet, por mbrojtja e tij e dorëshkrimit ἄλλωι është e paqëndrueshme. Pra, e kemi proporcionin vijues: *përkah mençuria:* „Fëmija ndaj njeriut si njeriu ndaj zotit." „Zoti është njeriu më i mençur dhe më i bukur." — Ndikimi i Ksenofanit (21 B 23): „Një zot, ndërmjet zotave e njerëzve më i madhi; *edhe me trup edhe me mendje i ndryshëm prej të vdekshëmve.*"

(102) [1] Për njeriun, për shembull, lufta është e keqe, fatkeqësi dhe (marrë në përgjithësi) gjë e padrejtë; kurse zoti e di se lufta e grindja janë — drejtësi dhe domosdoshmëri! Krah. fragm. 80.

(108) [1] *Zoti* i Heraklitit, sipas mendimit tim, është *zjarri*. Atë ai e ndau prej elementeve tjera dhe e vuri në fronin e Zeusit të rrëzuar. Zjarri, nga i cili krijohen të gjitha sendet, që është në bazën e të gjitha sendeve dhe në të cilin të gjitha kthehen përsëri, është personifiki-

mi i *unitetit* të të gjitha kundërshtive. Për fat të keq, ai te Herakliti nuk e fsheh edhe vetë në vetvete „luftën e grindjen" (kundërshtinë e brendshme)!

Atë Zjarr të personifikuar „përherë të gjallë" Herakliti e stolisi me atribute të marra prej Zeusit të shfronësuar: „mençuria", „bukuria" etj. Ky është haraçi i tij ndaj barrës së traditave.

Dhe kështu sistemi i Heraklitit është dualist: *E vërteta* logjike dhe *Zjarri* kozmik. E vërteta (mbi kundërshtinë e kundërshtive, mbi luftën e grindjen) sundon botën: ajo është e përgjithshme, dhe sipas saj nevojisht ndodh çdo gjë (fragm. 80); ajo është e përhershme (fragm. 1). Por ajo i nënshtrohet Zjarrit, i cili është „i ndarë nga e gjitha." Atë parim logjik, Të vërtetën, njerëzit nuk e kuptojnë. Atë e kuptojnë deri në fund vetëm: hyjnia *e mençur* Zjarri dhe profeti *i mençur* i asaj Së vërtete — Herakliti!

Njeriu e ka krijuar zotin sipas figurës e tipareve të veta („Të vdekshmit besojnë se zotat lindin, dhe se kanë veshje, zë e trup si edhe ata. Por sikur qetë, kuajt ose luanët të kishin duar ... secili sish do t'u jepnin zotave shembëlltyrën, trupin e shtatin që e kanë vetë!" — thotë mësuesi i Heraklitit *Ksenofani,* 21 B 14—15). Nga kjo del se *filozofi* do ta krijojë zotin e vet me *filozof.* Ky është rasti edhe me Heraklitin, i cili tiparet e veta i ka përcjellë në zotin e vet. Diçka të ngjashme kemi edhe te idhulli i zotit të Aristotelit: ai është thjesht shpirtëror *(Nus — Um).*

(32) [1] Mund të quhet me emrin e Zeusit pse zoti-zjarri i Heraklitit është *parimi i parimeve,* po ashtu sikurse është Zeusi zoti i zotave. Por edhe nuk mundet, sepse Zeusi është i ngarkuar me dobësi të mëdha njerëzore dhe *me mitologjinë tradicionale të Hesiodit e të Homerit:* „Homeri dhe Hesiodi u kanë ngjitur çdo gjë zotave! Krejt çka për njerëzit është turp dhe për t'u dënuar: të vjedhësh, të shkelësh kurorën, të mashtrosh njëri-tjetrin!" — thotë përsëri *Ksenofani,* 21 B 11.

(41) [1] Dmth. në mënyrë të denjë për mençurinë njerëzore: njërës *mençuri* të vetme në qiell (zjarrit-Zeusit: fragm. 32) i përgjigjet një *mençurie* të vetme në tokë ( = filozofia e Heraklitit).

[2] Mendoj se *Bywater, Gigon* e lexojnë drejt ἡικυβερνῆται. Herakliti nuk bën pyetje: *kush* drejton (më saktësisht, „timonierët": krah. fragm. 64): ai e di se ky është zjarri-Zeusi; se sa *si* zjarr shndërrohet në të gjitha gjërat, në krejt botën, sipas cilit *parim* („krejt ndodh në bazë të grindjes") dhe si në të vërtetë. Pra, për atë nuk ishte krejt një *procesi* dhe realizimi i parimit *logjik*.

[3] Fjalia është lënë me qëllim në pasive: *krejt*, e tërë bota, qëndron nën drejtimin e *zjarrit*. Se subjekti i padukshëm është zjarri, shihet qartë nga imitimi i Hipokratit: 22 C 1 § 10.

Këtu ndoshta hyn fragm. 124: „*Bota më e bukur* (rendi botëror) është si *grumbull* (sendesh) të hedhura me hamendje." Kjo gjë është për atë kush nuk e posedon „mençurinë e vetme": si zjarri e drejton çdo gjë të vetme deri në hollësi.

(64) [1] Shkreptima është arma kryesore e rrufehedhësit Zeus që „vret me rrufe". Pra, rrufeja = *zjarri — Zeusi — zoti — mençuria*. (Të kujtojmë se „shpirti *i thatë*" është „*më i mençuri*" fragm. 118: sepse është më së afërmi me zjarrin, i cili është maksimum „thatësirë" dhe „mençuri".)

(11) [1] Çka është rënia me frushkull për bagëtinë, po ajo është rënia e rrufesë për njeriun *(Gigon)*.

(27) [1] I pret *zjarri*, që të digjen në te: krah. 66, 16, 14.

(66) [1] Κρινεῖ duhet shlyer, si shpjegim i tepërt i termit *καταλήψεται (Gigon)* krah. fragm. 28[II].

(16) [1] Dmth. para zjarrit të përhershëm kozmik të Heraklitit, që është edhe diell i përhershëm, ndryshe nga ky dielli ynë „kalimtar", që është „çdo ditë i ri": fragm. 6.

(28^II) [1] Emendacioni i Vilamovitzit μέντοι në μὲν πῦρ nuk është i nevojshëm Δίκη ndihet tash si πῦρ: fragm. 66.

„Farkëtarët dhe dëshmitarët e rrenave" janë ata që i trillojnë dhe i propagandojnë mësimet e rrejshme, si Pitagora në vendin e parë, sipas mendimit të Heraklitit: krah. fragm. *81:* „Pitagora është kryepari i rrenave demagogjike!" — Herakliti këtu mendon, më duket, për veprimtarinë politike *praktike* të Pitagorës në Kroton, që ishte e kobshme (kjo është κακοτεχνίη, si pasojë πολυμαθίη teorike, nga Diogjen Laerci VIII 6 = 22 B 129), kurse jo për Ksenofanin (si *Schmid,* o. c., 751, Anm. 4). Κοπίδες janë shkathtësi retorike të një δημοκόπος por κοπίδες kurrsesi nuk janë vetëm ata njerëz, si e do këtë Vilamovitz (Hermes 62, 277): ἀρχηγός qëndron edhe me gjërat e vdekura: LSJ s. v.

(98) [1] Është vështirë të thuhet çka do të thotë ky fragment dhe ku hyn. Megjithë kontekstin e Plutarkut, unë mendoj se kuptimi i fragmentit është: shpirtrat e heronjve të rënë e ndiejnë erën (tymin) e shtazëve të flijuara në atë botë: pra, ata janë *të gjallë, të pavdekshëm,* ata „atje zgjohen dhe ngrihen", si „rojtarët e të gjallëve dhe e të vdekurve" (fragm. 63: krah. 25, 29). Prandaj, fragmenti hyn në eskatologji, jo në psikologji.

## IX. MBI NJOHJEN

55 Çdo gjëje që mund të shihet, ndihet, mësohet — unë i jap përparësi.

101a Sytë janë dëshmitarë më të besueshëm se veshët.

35 Njerëzit që e duan mençurinë, vërtet duhet të jenë të informuar për shumë gjëra.[1]

22 Ata që kërkojnë ar — gërmojnë shumë dhé, por pak gjejnë.

18 Nëse njeriu nuk *shpreson*, nuk do ta gjejnë *të pashpresën*, sepse ajo është e pagjetshme dhe e paafrueshme.[1]

86 [Shumica e sendeve hyjnore] i largohet njohjes (sonë) për shkak të mosbesimit (tonë) [që mund ta njohim këtë].

47 Të mos përfundojmë me hamendje për sendet më të rëndësishme!

46 Hamendja — ajo është bëtajë![1]

95=109 Mosdija është më mirë të fshihet [sesa të qitet sheshit].

93 Perëndia faltorja e të cilit është ajo në Delfi (dmth. Apolloni) as që tregon gjë, as që fsheh gjë, por (vetëm) simbole (shenja, tregues) jep.[1]

122 Afrimi.[1]

---

(35) [1] Fragmenti, sipas mendimit tim, nuk e kundërshton fragmentin 40 (e 120): filozofi duhet të ketë një dije të madhe faktike (si e kishte pa dyshim edhe Herakliti: krah. fragm. 108); kjo gjë është një parakusht i domosdoshëm, por kjo ende nuk është *krejt:* vetë „gjithdijenia" nuk është e mjaftueshme për fitimin e mençurisë, nëse njeriu nuk i njeh edhe *fuqitë lëvizëse* të materialit faktik empirik, nëse nuk i njeh *ligjshmëritë*, parimet themelore në bazë të të cilave „çdo gjë ndodh". Ky është mësimi i Heraklitit për *Të vërtetën* („luftën e grindjen"), përkundër mësimeve „farkuese dhe propaganduesve të *rrenave*" (fragm. 28[II]).

Prandaj, fragmenti nuk paraqet „cytjen e mendimit të turmës" sikurse mendon *Kranzi;* as që εὖ duhet të zëvendësohet me οὐ si do *Nestle,* Vors. 255 Anm. 4 (kjo e mohon citatin e Heraklitit te *Porphyr.* De apstin. II 49). — Vetë fjalën φιλόσοφος Herakliti e mori gjithsesi nga Pitagora *(Burnet — Schenkl; Schmid).*

(18) [1] Në kuptim: që s'gjendet lehtë dhe që s'është e afrueshme.

(46) [1] Οἴησις = δόκησις hamendje, parandjenjë, dhe jo *dije e besueshme* (v. LSJ), është sëmundja, madje epilepsia: në atë gjendje të pavetëdijshme, të ngjashme me ëndërr, i sëmuri thuajse ka botë *të vetën,* në vend të asaj *të përgjithshme dhe të vërtetë* (krah. fragm, 89). — Përkthimi i *Dielsit-Kranzit* nuk është i saktë.

(93) [1] Domethënien e saktë që folja σημαίνειν e ka këtu — e jep *Snelli*, Herm. 61, 372 (por intepretimi i tij i fragmentit nuk është i bindshëm). — Unë mendoj se fragmenti do të thotë afërsisht këtë: „Gjeneza e sendeve e ka zakon që të mbetet e fshehur (fragm. 123); „Shumica e sendeve hyjnore i shpëton njohjes sonë..." (fragm. 86). *Ligjshmëria* në natyrë nuk i zbulohet filozofit vetvetiu, por ai duhet patjetër „të gërmojë shumë dhé" (fragm. 22), „të shpresojë" shumë (fragm. 18) dhe, ajo që është më e rëndësishmja, t'i vëzhgojë *manifestimet* e jashtme, *efektet* e asaj ligjshmërie të fshehur, që të arrijë në njohjen e së vërtetës (të cilën Apolloni ua „zbulon" njerëzve në këtë mënyrë). Pra, *njeriu* duhet ta zbulojë të vërtetën: ajo vetë nga ai as nuk fshihet, as nuk i zbulohet, por vetëm *paralajmërohet.*

Këtu mund të hynte fragm. *92,* kuptimi i të cilit dhe përmasa e autentitetit nuk janë krejt të qartë. Mendimi i H. Fränkelit se vetëm tri fjalët e para janë të Heraklitit mund të kishin diçka për vete në atë që fjalët ἀκαλλώπιστα, ἀμύριστα nuk duket se janë të vjetra Fragmenti është: Sibila [profetesha e priftëresha e Apollonit, e cila] *me gojë mahnitëse,* [sipas Heraklitit, flet fjalë *të errëta të pazbukuruara e të paerëndshme,* megjithatë po depërton me zërin e vet nëpër mija vjet, sepse është e ndjekur nga *zoti*].

„I thjeshtë është zëri i Së vërtetës": me anën e gnomave të errëta, të thjeshta e të pazbukuruara të priftëreshës së Të vërtetës flet vetë zoti i Të vërtetës. A mos bën Herakliti këtu aluzion për vete si profet të Së vërtetës, dhe për mësimin e vet (i cili gjithashtu përbëhet nga gnomat e errëta, përkundër atyre të Pitagorës të zbukuruara me rrena, κοπίδες si zë i asaj Të vërtete?

(122) [1] Për këtë fragment, i cili përbëhet prej një fjale të vetme, mendon *Gigoni* me spirituozitet sa mund të ketë të bëjë me teorinë e Heraklitit të njohjes: krah. fjalët e *Sekst Empirikut* (Adu. mathem. VII 130=22 A 16):

„Sikurse qymuri, kur ia *afrojmë* zjarrit, ndryshohet dhe skuqet, kurse kur *e largojmë* nga ai, fiket, po

ashtu edhe një *grimcë* e botës që na rrethon, që si mysafir është vendosur në trupat tanë, bëhet *me ndarjen* (nga ajo botë) gati i paaftë për fitimin e dijes, kurse kur me anën e shumë *poreve lidhemi* me *tërësinë* (e asaj bote), ai përsëri bëhet i ngjashëm me të."

Tërësia e botës është *zjarri*, kurse grimca e tij në trupin tonë — *shpirti* „i zjarrtë" njerëzor. Ai mund ta njohë botën (zjarrin) sepse edhe vetë është pjesë e asaj bote (zjarri): pra, e ngjashmja njihet me të ngjashmen.

Shembulli me qymyr mund të jetë i Heraklitit. Përkundrazi, e tërë parashtresa tjetër e Sekstit është e ngjyrosur stoikisht.

# X. FRAGMENTE HISTORIKE

## a) *Fragmente biografike të Efesit*

Së bashku me popullin lufton Herakliti efesas për mposhtjen nga pushteti të tiranit lokal të orientuar persian, i cili sundonte në mënyrë absolute. Prandaj Herakliti në luftë kundër tij insiston për rëndësinë e *ligjit:*

44 Populli duhet të luftojë për *ligj* po ashtu sikurse edhe për *muret e qytetit.*[1]

Krahaso edhe fragm 114. E kur u arrit kjo gjë („Herakliti e bind tiranin Melankom që të heqë dorë nga pushteti" 22 A 3), u frikësua Herakliti nga aksioni i demosit (popullit):

43 Kryengritjen[1] duhet shuar më parë se zjarrin.

Për ta penguar këtë, filloi ai t'ia rekomandojë popullit për „ligjdhënës" mikun e vet Hermodorin:

33 Edhe vullnetin *e njërit* të dëgjosh është ligj.[1]

Por efesasit e dinin se kah po fryn era, prandaj Hermodorin e dëbuan me marifet. Tash mbreti dhe

aristokrati Heraklit e nxori tërë dufin e vet ndaj demosit të Efesit, u tërhoq në tempullin e Artemidës „që të luajë me zare me fëmijët" (shih fragm. 52, vërej. 1) dhe iu kushtua filozofisë:

121 Efesasit do të bënin mirë sikur të gjithë me rend, sado që të jenë *në moshë*, të vareshin, dhe qytetin t'ua linin *të miturve*. Ata, të cilët Hermodorin, njeriun më të vyeshëm ndërmjet vetes, e dëbuan nga qyteti me fjalët:

„Ndërmjet nesh askush të mos jetë *më* i vyeshmi; po nëse është kush — diku tjetër dhe ndërmjet tjerëve!"

125a Mos ju shtertë, efesas, pasuria — që të dilte në dritë ligësia[1] juaj!

## b) *Fragmente polemike*

Individualiteti i fuqishëm dhe mendimtari origjinal, i cili e ndjeu nevojën që njerëzve t'u thotë shumë sende të reja, Herakliti në arsimimin e vet nuk ngurroi që të godasë në mënyrë polemike madhësitë e njohura nacionale, vjershëtarin *Hesiod* (fragm. 40, 57, 106), *Homerin* (fragm. 42, 56, 105), *Arkilohun* (fragm. 42), duke marrë shembull për këte te mësuesi i vet *Ksenofani*. Por ai e godet edhe atë, edhe *Pitagorën* (frag. 40, 81), edhe logografin jonian bashkëkohës *Hekateun* (fragm. 40). Këta janë ata emrat e të cilëve i përmend; por ka edhe asish me të cilët polemizon pa i emëruar (fragm. 28[II]; 108). Nëse kësaj i shtojmë që *Biantin* e *Talesin* i përmend me lavdërim, mund të konstatojmë se Herakliti është ai parasokratas në fragmentet e pakta të të cilit përmendet numri më i madh i personaliteteve.

Të gjitha fragmentet më të rëndësishme polemike i pamë më përpara. Mbesin këto të parëndësishme:

56 Njerëzit mashtrohen në njohjen e sendeve të dukshme, po si Homeri (kurse ai ishte më i mençur se të gjithë grekët). Atë e mashtruan djelmoshat që mbytnin morra, duke i thënë: „Çka veneruam dhe kapëm, atë po e lëmë,[1] kurse atë që as nuk e veneruam as nuk e kapëm, po e marrim me vete."

105 Homeri ishte astrolog.[1]

38 Talesi është i pari që studioi yjtë.

39 Në Prienë lindi Bianti, i biri i Teotamit, lavdia e të cilit është më e madhe se lavdia e njerëzve tjerë.[1]

97 Qentë lehin në ata që nuk i njohin[1]

---

(44) [1] Dmth. për pavarësinë *e brendshme* po ashtu si edhe për lirinë dhe pavarësinë prej armikut *të jashtëm*.

(43) [1] Herakliti në të vërtetë thotë: „aksionin e dhunshëm, dhunën"; unë mendoj se ai mendon: „turma".

(33) [2] Fragmenti është në jambe. — *Heideli* me të drejtë udhëzon për te Ksenofonti, Memor. I 2, 43: „Edhe ajo që tirani derisa është në pushtet përcakton — edhe ajo quhet ligj." — Është e mundshme që Herakliti mendon për Hermodorin edhe në fragm. 49.

(125a) [1] Si e përkthen bukur akad. *Majnariq* — *Wilamowitz* e konsideron këtë fragment si jo autentik, me pak justifikim.

(56) [1] Këtu, në bregdet, ku pastroheshin nga morrat.

(105) [1] Përfundon Herakliti nga vargjet e Ilia. XVIII 251: „Ishte shok i Hektorit, në një linden netët" dhe VI 488: „Nga njerëzit asnjë ende nuk i shpëtoi vdekjes."

(39) [1] Citati i Biantit në fragm. 104.

(97) [1] Kuptimi figurativ i fjalisë nuk është i qartë. Ndoshta kjo është përgjigjja polemike e Heraklitit kundërshtarëve që sulmojnë mësimin e tij duke mos e kuptuar domethënien e tij të thellë?

## PASQYRA E FRAGMENTEVE

[ ] — fragment joautentik;
( ) — fragment jo i rëndësishëm

I

### I. HYRJE: PARIMI

1, (34), (19), (87), 113, [116], (101), [112], 114, 2, 89, 73, 75, 17, 72, 40, 107

### II. KORELATIVITETI, UNITETI E IDENTITETI I KUNDËRSHTIVE

10, 51, (8), 54

*Shembuj me jetën — vdekjen*

88, 26, 21, 48

*Shembuj praktikë të jetës*

23, 111, 58, 59, 126

*Relativiteti*

61, (13), (37), 9, 3

### III. KOZMOLOGJIA (MËSIMI MBI BOTËN)

50

*Mësimi mbi zjarrin*

30, 90, 7, 67

*Rrjedha rrethore e zjarrit*

31, 65, 84a, (84b), 76, 103, 123

*Astronomia*

57, 6, 94

*Fragmente më pak të rëndësishme*

(120), (99), (100)

IV. MBI SHPIRTIN

36, 60, 12, [49a], 115, 45, 117, (71), $77^{I}$, 118, 67a

V. LUFTA E PËRGJITHSHME

80, 42, 125, 53

VI. ETIKA

24, 25, 29, 62, 63, 49, 20, (4), 104, 85, 110

VII. POLEMIKA ARSIMUESE KUNDËR BESTYTNIVE

119, (106), 5, 15, (14), 74, 96

VIII. TEOLOGJIA E HERAKLITIT

78, 79, (70), $28^{I}$, 52, 82-83, 102, 108, 32, 41, 124, 64, 11

*Eskatologjia* (Mësimi për jetën e pas vdekjes)

27, 66, 16, $28^{II}$, 98

IX. MBI NJOHJEN

55, 101a, 35, 22, 18, 86, (47), 46, (95=109), 93, 122

X. FRAGMENTE HISTORIKE

*a) Fragmente biografike të Efesit*

44, 43, 33, 121, 125a

*b) Fragmente polemike*

(56), (105), (38), 39, (97)

II

| Fragmenti i Diels-Kranzit[5] | Ndarja |
|---|---|
| 1 | I |
| 2 | I |
| 3 | II |
| (4) | VI |
| 5 | VII |
| 6 | III |
| 7 | III |
| (8) | II |
| 9 | II |
| 10 | II |
| 11 | VIII |
| 12 | IV |
| (13) | II |
| (14) | VII |
| 15 | VII |
| 16 | VIII |
| 17 | I |
| 18 | IX |
| (19) | I |
| 20 | VI |
| 21 | II |
| 22 | IX |
| 23 | II |
| 24 | VI |
| 25 | VI |
| 26 | II |
| 27 | VIII |
| 28[I] | VIII |
| 28[II] | VIII |
| 29 | VI |
| 30 | III |
| 31 | III |
| 32 | VIII |
| 33 | X |
| (34) | I |
| 35 | IX |

| Fragmenti i Diels-Kranzit[5] | Ndarja |
|---|---|
| 36 | IV |
| (37) | II |
| (38) | X |
| 39 | X |
| 40 | I |
| 41 | VIII |
| 42 | V |
| 43 | X |
| 44 | X |
| 45 | IV |
| 46 | IX |
| (47) | IX |
| 48 | II |
| 49 | VI |
| 49a | IV |
| 50 | III |
| 51 | II |
| 52 | VIII |
| 53 | V |
| 54 | II |
| 55 | IX |
| (55) | X |
| 57 | III |
| 58 | II |
| 59 | II |
| 60 | IV |
| 61 | II |
| 62 | VI |
| 63 | VI |
| 64 | VIII |
| 65 | III |
| 66 | VIII |
| 67 | III |
| 67a | IV |
| (70) | VIII |
| (71) | IV |

| Fragmenti i Diels-Kranzit[5] | Ndarja |
|---|---|
| 72 | I |
| 73 | I |
| 74 | VII |
| 75 | I |
| 76 | III |
| 77[I] | IV |
| 78 | VIII |
| 79 | VIII |
| 80 | V |
| 82-83 | VIII |
| 84a | III |
| (84b) | III |
| 85 | VI |
| 86 | IX |
| (87) | I |
| 88 | II |
| 89 | I |
| 90 | III |
| 93 | IX |
| 94 | III |
| (95=109 | IX |
| 96 | VII |
| (97) | X |
| 98 | VIII |
| (99) | III |
| (100) | III |
| (101) | I |
| (101a) | IX |
| 102 | VIII |
| 103 | III |
| 104 | VI |
| (105) | X |
| (106) | VII |
| 107 | I |
| 108 | VIII |
| (109=95) | IX |
| 110 | VI |
| 111 | II |
| [112] | I |
| 113 | I |
| 114 | I |
| 115 | IV |
| [116] | I |
| 117 | IV |
| 118 | IV |
| 119 | VII |
| (120) | III |
| 121 | X |
| 122 | IX |
| 123 | III |
| 124 | VIII |
| 125 | V |
| 125a | X |
| 126 | II |

PËRMBAJTJA

Ndreqje gabimesh / Herakliti: MBI NATYRËN

| faqe | rreshti | është | duhet |
|---|---|---|---|
| 9 | 1 | iokë, | tokë, |
| 9 | 2 nga f. | disa | të tjerat |
| 10 | 18 " | edhe | dhe |
| 10 | 10 " | tash të | tash mund të |
| 11 | 7 | shtoi | shtroi |
| 16 | 9 nga f. | feneme- | fenome- |
| 32 | 5 | Arkilohovit | Arkilohut |
| 47 | 7 | pëmby- | përmby- |
| 48 | 3 | grinden | grindjen |
| 50 | 6 nga f. | se s'hyjmë, | e s'hyjmë, |
| 50 | 5 " | me | mi |
| 54 | 11 " | Αόγος | Λόγος |
| 74 | 8 " | në | ë |
| 75 | 16 " | „farkuese | të „farkuesve |